PROGRESI BOTIME

TË RINJ

Fjala më e bukur është Libri i Allahut. Rruga më e mirë është sunneti profetik. Streha më e sigurt është devotshmëria. Të folurit më me virtyt është përmendja e Allahut.

Tregimet më të bukura gjenden në Kuran. Rrugët më të ndritura janë rrugët udhëzuese të profetëve.

Dija më e mirë dhe më e dobishme, është ajo që kthehet në kulturë. Justi(kimi më i keq është ai që bëhet në momentin e vdekjes. Pendimi më i keq, është ai në ditën e kiametit. Pasuria më e mirë, është ajo e zemrës.




Besimtarët janë në trupa të ndryshëm, ata janë të detyruar ta konsiderojnë njëri-tjetrin si organet e një trupi që jetojnë me një zemër të vetme. Ashtu siç i gjithë trupi e ndjen dhimbjen e një organi, edhe perceptimi i vuajtjeve të vëllezërve të fesë, është një sprovë ndërgjegjeje për të gjithë besimtarët.

Allahu i Lartëmadhëruar i ka krijuar njerëzit nevojtarë ndaj njeri-tjetrit. Shoqëria, ashtu si ka klasën e pasur dhe të fortë, ka e do të ketë gjithmonë edhe klasën e të dobtëve, të njerëzve me probleme shëndetësore dhe të nevojtarëve. Ne duhet të pyesim veten: "Pse i krijoi Allahu i Lartëmadhëruar nevojtarët?" Përgjigjja dihet: "Nevojtarët janë amanet i Allahut (xh.sh.), që ua ka lënë jonevojtarëve." Këtë përgjegjësi e ka dhënë Vetë Allahu.



# Editorial

Kohën tonë e quajnë “pas të vërtetës-post truth». Njeriu modern i së djeshmes thoshte: “Unë mendoj, prandaj ekzistoj.» Kurse njeriu post-modern i ditëve të sotme thotë: “Pandeh, prandaj kam të drejtë.» Në këtë epokë, ku perceptimi është i rëndësishëm, jo realiteti, një njeri vlerësohet nga pamja e tij më shumë sesa nga ajo që është. Qenia njerëzore, e cila nuk është e kënaqur me atë që shikon, dëgjon dhe percepton, tashmë mjaftohet me kërkimin e kënaqësisë dhe qejfit ngaqë ia ka kthyer shpinën hyjnores. Që kur e vuri veten në qendër dhe e ktheu përmbys hierarkinë e qenieve, njeriu nuk mendon më se është një pjesë e së vërtetës, por vetë e vërteta. Nga pikëpamja e shpalljes hyjnore, kuptimi i kësaj është i qartë: Ndërsa njeriu mund t’i tejkalojë engjëjt kur e kupton dhe pranon vendin e tij, po bie në një gradë të mjerë nga të gjitha krijesat duke bërë krejt të kundërtën dhe duke mohuar vetveten.

Gjendja e mjerueshme në të cilën ka rënë njeriu është mohimi i së vërtetës së tij. Natyrshmëria e tij është që të kërkojë Allahun (xh.xh.), kurse ai po e bën veten idhull. Kjo është një gjendje tërheqjeje në luftën e tij kundër armikut më të madh, shejtanit, e cila do të zgjasë deri në kiamet. Kur shejtani i kërkoi Zotit tonë një afat, ai tha se do të ulej në rrugën e drejtë dhe do t’i çonte njerëzit në rrugë të gabuar duke u shkuar nga para tyre, prapa tyre, nga e djathta dhe e majta e tyre. Ai do t’i mashtronte ata, do t’u jepte iluzione të rreme dhe do t’i urdhëronte që të prisnin veshët e kafshëve dhe të ndryshonin atë që ka krijuar Allahu (xh.xh.). Koha jonë po tregon se këto pohime të djallit po marrin jetë dhe pëshpëritja e tij po preferohet mbi shpalljen hyjnore.

Njeriu që rebelohet kundër Zotit, ndërkohë që duhet të bëhet mik me të, po ngre kullën e egos së tij nën emrin e realizimit të vetvetes. Kjo kullë nuk është gjë tjetër veçse kulla që Faraoni urdhëroi Hamanin që t’ia ndërtonte: ***“Faraoni tha: “O Haman, ndërtoma një kullë që t’i arrij rrugët, rrugët e qiellit e të shoh Zotin e Musait, sepse jam i bindur se ai*** (Musai) ***gënjen”. Kështu, Faraonit iu dukën të bukura veprat e tij të shëmtuara dhe u shmang nga rruga e drejtë, por dredhia e tij e çoi vetëm në rrënim.*»** (Gafir, 36-37)

Kulla e egos i ka hapur njeriut disa mënyra mashtruese, ashtu si truket që rritën devijimin e Faraonit. Dimensionet e errëta të shkencës dhe teknologjisë po i duken tërheqëse dhe rrezatuese për sytë e tij. Masakrat, vrasjet, luftërat dhe shkatërrimet mjedisore të shekullit të kaluar nuk po e bëjnë që t’ia vendosë gishtin kokës; përkundrazi, ai po humb kontaktin me realitetin duke ia kthyer shpinën Zotit, fesë dhe gjërave të shenjta. Kështu ka hyrë në një fazë krejt të re në rrugën ku ka hyrë. Kjo fazë është një mashtrim fetar për njerëzimin që egoja e ka ngritur nga kati më i lartë i kullës së saj dhe nga mashtrimi që quhet “realizimi i vetvetes». Emri i këtij guximi pa bazë, pa rrënjë dhe pa vend është teknologjizëm


Revista ETIKA

**Janar 2022**
VITI: XVI
NUMRI: 166

**BOTUESI**
Shtëpia botuese "Progresi"

**DREJTOR**
Albert Halili

**KRYEREDAKTOR**
Alban Kali

**REDAKTOR**
Zija Vukaj

**PËRKTHYES**
Albert Halili
Fatmir Sulaj
Ilir Hoxha

**DIZAJN**
Bledar Xama

**ADRESA**
Rr: Studenti; Sheshi "2 Prilli"
Shkodër; Shqipëri

**MOBILE**
+355 67 340 6182

**E-MAIL**
rev.etika@gmail. com

**WEBSITE**
www.progresibotime.com

**KOSOVË**
Rr: Ardian Zurnaxhiu; pn. Ralin
Prizren; Kosovë
Mob: +377 45 639 143
Prishtinë; Kosovë
Mob: +377 44 566 577

**MAQEDONI**
Drvarska 28; Stara Carsija
Skopje; Makedonija
Mob: +389 7145 6003

**ABONIMI VJETOR**
Shqipëri: 2000 lekë
Kosovë: 15 Euro
Maqedoni: 900 Denar
Evropë: 80 Euro

Ju bëjmë të ditur se materialet e sjella në redaksi pavarësisht nëse botohen apo jo nuk i kthehen autorit. Koha e botimit të një materiali përcaktohet nga redaksia. Honoraret e shkrimeve autoriale ose përkthimeve duhet të vini t’i tërhiqni pranë Shtëpisë Botuese "Progresi" ose pranë zyrave të përfaqësimit në Kosovë dhe Maqedoni.


Oqeani i mundësive
Samet Ozturk
13

# Përmbajtja


Çliroje veten
nga lidhja me materialen
Prof. dr. Sulejman Derin
8


100 cilësitë e besimtarit
sipas Kuranit
Prof. dr. Omer Çelik
17


22


34
Husni Hulk: Morali i Lartë
Osman Nuri Topbash




26




44
Cila është brenga e zemrës?
Mustafa Erish


Mbulesa
Rukije Gënyly
52

# Shpirtërorja në postmodernizëm

Mehmet Lurfi Arsllan

Kohën tonë e quajnë "pas të vërtetës-post truth». Njeriu modern i së djeshmes thoshte: "Unë mendoj, prandaj ekzistoj.» Kurse njeriu post-modern i ditëve të sotme thotë: "Pandeh, prandaj kam të drejtë.» Në këtë epokë, ku perceptimi është i rëndësishëm, jo realiteti, një njeri vlerësohet nga pamja e tij më shumë sesa nga ajo që është. Qenia njerëzore, e cila nuk është e kënaqur me atë që shikon, dëgjon dhe percepton, tashmë mjaftohet me kërkimin e kënaqësisë dhe qejfit ngaqë ia ka kthyer shpinën hyjnores. Që kur e vuri veten në qendër dhe e ktheu përmbys hierarkinë e qenieve, njeriu nuk mendon më se është një pjesë e së vërtetës, por vetë e vërteta. Nga pikëpamja e shpalljes hyjnore, kuptimi i kësaj është i qartë: Ndërsa njeriu mund t'i tejkalojë engjëjt kur e kupton dhe pranon vendin e tij, po bie në një gradë të mjerë nga të gjitha krijesat duke bërë krejt të kundërtën dhe duke mohuar vetveten.

Gjendja e mjerueshme në të cilën ka rënë njeriu është mohimi i së vërtetës së tij. Natyrshmëria e tij është që të kërkojë Allahun (xh. xh.), kurse ai po e bën veten idhull. Kjo është një gjendje tërheqjeje në luftën e tij kundër armikut më të madh, shejtanit, e cila do të zgjasë deri në kiamet. Kur shejtani i kërkoi Zotit tonë një afat, ai tha se do të ulej në rrugën e drejtë dhe do t'i çonte njerëzit në rrugë të gabuar duke u shkuar nga para tyre, prapa tyre, nga e djathta dhe e majta e tyre. Ai do t'i mashtronte ata, do t'u jepte iluzione të rreme dhe do t'i urdhëronte që të prisnin veshët e kafshëve dhe të ndryshonin atë që ka krijuar Allahu (xh.xh.). Koha jonë po tregon se këto pohime të djallit po marrin jetë dhe pëshpëritja e tij po preferohet mbi shpalljen hyjnore.

Njeriu që rebelohet kundër Zotit, ndërkohë që duhet të bëhet mik me të, po ngre kullën e egos së tij nën emrin e realizimit të vetvetes. Kjo kullë nuk është gjë tjetër veçse kulla që Faraoni urdhëroi Hamanin që t'ia ndërtonte: ***"Faraoni tha: "O Haman, ndërtoma një kullë që t'i arrij rrugët, rrugët e qiellit e të shoh Zotin e Musait, sepse jam i bindur se ai*** (Musai) ***gënjen". Kështu, Faraonit iu dukën të bukura veprat e tij të shëmtuara dhe u shmang nga rruga e drejtë, por dredhia e tij e çoi vetëm në rrënim.»*** (Gafir, 36-37)

Kulla e egos i ka hapur njeriut disa mënyra mashtruese, ashtu si truket që rritën devijimin e Faraonit. Dimensionet e errëta të shkencës dhe teknologjisë po i duken tërheqëse dhe rrezatuese për sytë e tij. Masakrat, vrasjet, luftërat dhe shkatërrimet mjedisore të shekullit të kaluar nuk po e bëjnë që t'ia vendosë gishtin kokës; përkundrazi, ai po humb kontaktin me realitetin duke ia kthyer shpinën Zotit, fesë dhe gjërave të shenjta. Kështu ka hyrë në një fazë krejt të re



në rrugën ku ka hyrë. Kjo fazë është një mashtrim fetar për njerëzimin që egoja e ka ngritur nga kati më i lartë i kullës së saj dhe nga mashtrimi që quhet "realizimi i vetvetes». Emri i këtij guximi pa bazë, pa rrënjë dhe pa vend është teknologjizëm.

Teknologjizmi, i cili mund të përkufizohet si besimi se teknologjia mund të zgjidhë çdo problem, është feja e re e njeriut. Idhulli i kësaj feje është mendja; adhurimi i saj është eksitimi dhe entuziazmi për teknologjitë e reja dhe ahireti i saj është bota e realitetit virtual dhe të shtuar. Ky realitet i ri, i cili është një lojë brenda një loje, është një parajsë e rreme. Interneti është sheriati i kësaj feje. Ky sistem, i cili ofron atë virtual në vend të atij real, që mund të arrihet nga kudo, që monitoron dhe regjistron gjithçka, që di dhe madje parashikon preferencat, qëndrimet dhe nevojat, është universi pa kuptim i njeriut post-modern. Në këtë univers, inteligjenca artificiale ka zënë vendin e vullnetit absolut (vullnetit të Zotit), mjetet teknologjike, pajisjet dhe veçanërisht robotët kanë zënë vendin e engjëjve, gjenitë që e zhvillojnë teknologjinë kanë zënë vendin e profetëve dhe mekanizmat si motori i kërkimit që gjen dhe nxjerr gjithçka kanë zënë vendin e librit hyjnor. Kjo botë është shndërruar në një skenë virtuale, njeriu është edhe regjisori, edhe aktori kryesor, edhe auditori i saj. Ai po luan rolin e vet të skenarit që e ka shkruar me dorën e tij, po magjepset me performancën e tij, pastaj po kthehet dhe po e duartroket veten si i çmendur.

Është e qartë se kjo është një skllavëri. Njeriu po lufton me veten, po e injoron të vërtetën e tij dhe po e zvarrit rruzullin tokësor bashkë me veten drejt asgjësimit. Ai po përpiqet ta plotësojë nevojën për të besuar, e cila gjendet në natyrshmërinë e tij, te ngushëllimi pa rrënjë, por tërheqës i teknologjisë. Sugjerimet dhe vesveset e shejtanit, i cili është hasmi i vetëm që ia devijon kërkimin e tij të lindur, po i bazon te supozimet e tij. Cila mund të jetë zgjidhja për të shpëtuar nga kjo skllavëri?

Islami është burimi i vetëm i zgjidhjes së të gjitha problemeve të njerëzimit në çdo kohë dhe terren. Sufizmi si një metodë e përpjekjes për ta zbatuar në mënyrë të mirëfilltë Islamin, ka një potencial shumë të rëndësishëm në këtë pikë. Ky potencial na bën dy propozime kryesore: Të aspirojmë për një pastrim që do ta mposhtë armikun brenda nesh dhe të marrim një shembull konkret të këtij pastrimi si bazë. Duke pasur parasysh nevojat dhe sëmundjet, ne mendojmë se ajo që u nevojitet njerëzve të epokës sonë janë këto propozime të ofruara nga misticizmi Islam.



Propozimi i parë i sufizmit për epokën tonë është "La ilahe il-lall-llah». "Nuk ka zot tjetër përveç Allahut.» Pra, shprehja e tevhidit. Tevhidi është rendi për të cilin ka nevojë koha. Ne nuk mund të ndërtojmë tevhidin pa i pastruar idhujt jashtë dhe brenda nesh. Sufizmi na mëson se heqja e idhujve brenda nesh është hapi i parë drejt tevhidit. Idhulli më i madh është nefsi ynë. Ka shumë idhuj që ne i kemi gdhendur në mendjet dhe zemrat tona, të gjithë të mbledhur rreth idhullit të madh të quajtur nefs. Shirku është prania, pëshpëritja dhe ndërhyrja e këtyre. Këto janë shkaqet e sëmundjeve të zemrës. Të kënaqësh egon do të thotë t'i rrisim në mënyrë të majmur këta idhuj dhe t'i ujitim gjembat që i bëjnë zemrat të rrjedhin gjak. Zemra nuk mund të gjallërohet derisa idhujt të zhduken. E vërteta e tevhidit nuk mund të arrihet pa u gjallëruar zemra.

Tevhidi fillon duke refuzuar idhujt. Idhull është shpresa, frika dhe dashuria ndaj çdo gjëje përveç Allahut. Njohuria, statusi, autoriteti, iluzioni, tradita, teknologjia, gjithçka mund të jetë një idhull. Egoja është arsyeja e ekzistencës së të gjithë idhujve. Sufizmi tregon rrugën për të hequr qafe këtë idhull. Hapi i parë në rrugë është nefji, domethënë injorimi. Kur themi "La», nënkuptojmë se jemi të lirë nga të gjitha fantazitë, entuziazmi, imagjinata, dyshimi, keqkuptimi, informacioni i rremë, bindja dhe mendimi rreth botës sonë të brendshme dhe të jashtme. Kur vjen nefji, aprovimi lind vetvetiu si një diell, sepse e Vërteta është gjithmonë e qartë. Ajo nuk zhduket kurrë. Kurse gënjeshtra nuk është

e përjetshme. Sufizmi është metoda kryesore e xhihadit për të refuzuar dhe për të mos pranuar askënd si zot përveç Allahut (xh.xh.). "La ilahe il-lall-llah» është një thirrje për njerëzit e epokës që adhurojnë veten, për t'i thyer idhujt e tyre. Allahu e përcakton se si duhet të jetojmë, jo egoja.

Propozimi i dytë i sufizmit për epokën tonë është "Muhammed'ur-Resulull-llah». Profeti ynë, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, është më i nderuari i njerëzve. Nuk ka asnjë mënyrë për të arritur shpëtimin pa e ndjekur Atë. Ai është njeriu më i mirë dhe adresa e së vërtetës. Vendi ku secili që nuk e shuan urinë për të vërtetën në natyrën e tij dhe për këtë arsye, që dëshiron ta kërkojë dhe ta gjejë atë, ngado që të shkojë përsëri do të kthehet në audiencën e zotërisë së njerëzve. Sufizmi është përpjekja për ta zbatuar saktë dhe bukur të vërtetën që Ai solli për të shpëtuar njerëzimin. Shembulli konkret i zellit është përsëri vetë i Nderuari ynë (a.s.). Ai arriti përsosmërinë në moralin më të lartë dhe si rrjedhojë fitoi lavdërimin e Allahut. Jeta e tij e pastër dhe e dëlirë, e cila është regjistruar deri në detajin më të vogël të saj, na mëson sesi duhet jetuar jeta.

Qëllimi i vetëm i mistikëve, të cilët janë studentë të shkollës sufiste, është të përvetësojnë moralin e Muhamedit (a.s.). Procesi arsimor i cili quhet Sejri suluk është për t'i bërë duart, sytë, këmbët, mendjen dhe zemrën që të arrijnë pjekurinë e duhur për ta konsideruar si të mirë atë që sheriati e konsideron të mirë dhe për ta konsideruar si të keqe atë që ai e konsideron të keqe. Ai njeriu më i mirë na e ka hapur rrugën për ta arritur këtë pjekuri duke gjetur sekretin e individualitetit. Sekreti i individualitetit është kodi për të qenë unik dhe për t'u pajisur me kuptimin që na përket në këtë jetë. Të gjithë jemi krijuar si plus një. Ne kemi vetëm një kuptim tonin. Ne do ta gjejmë atë kuptim vetë, do ta hapim rrugën me atë kuptim dhe së fundi, me atë kuptim, do të jemi të denjë për vendin e paqes (xhenetin) të premtuar nga Zoti. Profeti ynë është njeriu që së pari hapi rrugën e tevhidit, pastaj gjeti të vërtetën e tij në këtë rrugë të gjerë dhe të drejtë, dhe kjo është pikërisht arsyeja pse ai është njeriu shpresë për të gjithë ne. I dashuri ynë, Hz. Pejgamberi është shpresa e të gjithë neve, e të gjithë njerëzimit, sepse ne do ta gjejmë qëllimin tonë të veçantë që buron nga veçantia jonë duke shikuar jetën dhe gjendjen e Tij.

Sufizmi është një shkollë në gjurmët e gjendjes së Muhamedit (a.s.), e cila arrihet nëpërmjet pasimit të tij. Metoda është: Bashkimi me në qendër bisedën fetare dhe pastrimi e dëlirja me qëllim pastrimin e



nefsit. Sahabët e nderuar janë fatlumët që morën njohurinë e gjendjes nga i Dërguari i Allahut (a.s.) dhe si rrjedhojë arritën kulmin e humanizmit. Sa domethënëse është që një nga cilësitë më të rëndësishme të këtyre njerëzve të mirë, të cilët ishin të kënaqur me Allahun dhe Allahu ishte i kënaqur me ta, të përmenden në Kuran me shprehjen "ata që janë bashkë me atë». Të qenët bashkë është kushti më i rëndësishëm në sigurimin e kësaj gjendjeje. Vazhdimësia në rrugën e drejtë varet nga të qenët me të drejtët: ***"O ju që keni besuar! Kini frikë Allahun ashtu siç duhet dhe qëndroni me të sinqertët.»*** (Teube, 119)

Ajo që thotë sufizmi nuk është asgjë tjetër përveç asaj që thotë Islami. Ajo fjalë është fjala e së vërtetës Muhamedane, adresa e shpëtimit në të dy botët. Ai që thotë: "La ilahe il-lall-llah,» Muhammed'ur-Rasulull-llah» do të shpëtojë. Kjo thirrje kërkon t'i shkatërrojë idhujt brenda dhe jashtë nesh dhe të na pastrojë në këtë mënyrë. Për këtë, është kusht shembulli i të Nderuarit tonë, Resulullahut (a.s.), i cili është adresa e së vërtetës, dhembshurisë dhe dashurisë në çdo kohë dhe terren. Sufizmi i ofron njeriut post-modern, i cili po përjeton mashtrimin më të madh duke e vendosur veten në qendër, të përvetësojë gjendjen e të Dërguarit të Allahut, alejhi's-selam. Është e qartë se shpëtimi nga kjo gjendje mund të arrihet vetëm me përvetësimin e gjendjes së Hz. Pejgamberit.

# ÇLIROJE VETEN NGA LIDHJA ME MATERIALEN

*Prof. dr. Sulejman Derin*

Në shekujt e fundit, teknologjia ka përparuar me shpejtësi, njeriu ka arritur në hënë dhe shumë gjëra që duken të pamundura për t'u bërë janë bërë të mundshme. Këto arritje të njerëzimit në fushën materiale i kanë inkurajuar ata që janë të ftohtë ndaj fesë. Këto klasa e kanë parë materien si gjithçka dhe janë përpjekur ta përjashtojnë fenë dhe spiritualitetin nga jeta njerëzore. Kuptimi i vetëm i kësaj bote është të shpenzosh, të konsumosh dhe të argëtohesh. Teknologjia ka filluar të pranohet pothuajse si një fe dhe shkencëtarët dhe filozofët gjithashtu kanë marrë një pozitë sikur të jenë profetët e kohës. Kuptimi i vërtetë i jetës është harruar dhe në vend që të dominojë materien, njeriu i është nënshtruar asaj. Sidoqoftë, kuptimet materialiste dhe racionaliste nuk u sollën dot njerëzve lumturi, përkundrazi, njerëzit kanë ranë në ankth, frikë dhe vetmi si kurrë më parë në histori. Ndërsa komfori material u rrit, zbrazëtia shpirtërore u shtua. Natyrisht njerëzit dëshirojnë të kthehen në spiritualitet duke i braktisur këto filozofi të devijuara. Për fat të keq, këta njerëz të lodhur nga materializmi kanë filluar ta kërkojnë ilaçin te mistikët e Lindjes së Largët në vend që të kthehen në fenë e vërtetë. Kështu, janë hedhur nga një ekstrem në një ekstrem tjetër. Ky trend, i cili shihet në Perëndim dhe në të gjithë botën, është shfaqur në mënyrë të ngjashme edhe në vendin tonë.

Duke pasur parasysh këtë sfond, misticizmi, që do të thotë spiritualiteti islam, është bërë më shumë një domosdoshmëri sot sesa në të kaluarën. Sepse qëllimi i parë i sufistëve është të çlirojnë njeriun nga dashuria për këtë botë dhe skllavëria e saj dhe të bëhen shkak për ta hequr këtë botë nga zemrat tona. Është që t'u kujtojnë njerëzve qëllimin e krijimit të tyre. Sipas sufistëve, qëllimi i ardhjes së njeriut në këtë botë është të arrijë lirinë e vërtetë dhe të jetë rob vetëm i Zotit të tij. Mevlana u bën thirrjen e mëposhtme zemrave që janë pushtuar nga robëria e materiales:

"Shkëpute lidhjen me këtë botë, çliroje veten nga lidhja me materialen, ji i lirë, bir, deri kur do të jesh skllav i floririt dhe argjendit? Nëse do ta derdhësh detin në një shtambë, sa do të nxërë? Vetëm kësmetin e një dite, vetëm një ditë ujë…"(Mesnevi, vëll. I, 19-20.)

Një thirrje tjetër e sufistëve për botën moderne është të vendosin dashurinë dhe dhembshurinë në qendër të të gjitha marrëdhënieve tona. Mënyra e jetesës kapitaliste i ka shkulur dashurinë dhe dhembshurinë nga marrëdhëniet tona dhe i ka zëvendësuar ato me interesin. Ndërkohë sufistët e duan Krijuesin së pari dhe pastaj krijesat për hir të Tij. Disa vende arabe, të cilat e kanë bërë mision të tyre për të hequr sufizmin nga jeta e njerëzve, relativisht kanë arritur suksese në



përpjekjet e tyre, por edhe ata janë penduar për atë që kanë bërë. Sepse, lëvizje të tilla si vehabizmi dhe selefizmi (këtu nuk synojmë të parët tanë të devotshëm), të cilët e jetojnë fenë e tyre vetëm në kuptimin sipërfaqësor dhe e harrojnë spiritualitetin e tyre, kanë lindur grupe të pamëshirshme dhe pa dashuri si Isisi. Si rrjedhojë pamëshirshmëria e këtyre njerëzve e ka ftohur njerëzimin nga Islami. Ky lloj i lëvizjeve fetare pa dashuri më së shumti ka gëzuar vendet armike ndaj Islamit. Është për të ardhur keq që ky grup njerëzish të pakujdesshëm, të cilët pohojnë se do të krijojnë kalifatin Islam, nuk mund të gjejnë dashuri as në zemrat e myslimanëve. Ata pothuajse kënaqen duke vrarë myslimanë qoftë edhe me pretekstin më të vogël. Ja pra, në këtë kohë të vështirë të umetit, dashuria ndaj Allahut dhe dashuria për njerëzimin që kanë sufistët, do të na vijnë në ndihmë. Fjalët e Mevlanës për dashurinë janë si një manifest për njerëzit e kohës:

"Me dashuri, dhimbjet ëmbëlsohen, me dashuri, problemet zgjidhen. Me dashuri, të vdekurit ringjallen. Me dashuri, sulltanët bëhen shërbëtorë. Valët e paqes heqin urrejtjen nga zemrat, kurse valët e luftës e përmbysin dashurinë. Kur vjen mëria dhe urrejtja, njëqind perde zbresin mbi sy dhe ma'rifeti (njohja e Zotit) bëhet e padukshme.»

Edukimi shpirtëror për sufistët është i mundur vetëm me dashuri dhe mëshirë, të cilat i kanë vendosur edhe sistemet e sotme arsimore moderne. Në një letër drejtuar njërit prej ndjekësve të tij, Imam Rabbani shprehet se qendra kryesore e edukimit sufist është dashuria:

"(Zhvillimi shpirtëror) ka një kusht: Lidhja e dashurisë midis shehut dhe nxënësit nuk duhet të prishet, përkundrazi, ajo duhet të bëhet më e fortë dita ditës. Sepse lidhja jonë (me muridët-nxënësit) bazohet në dashuri." (Mektubat, II, Letra e 260-të.)

Një thirrje tjetër e sufistëve drejtuar njeriut modern është që ta vendosë zemrën në qendër dhe të mos e lërë pas dore shpirtin. Sot, psikologjia moderne sapo ka sjellë parimin e dhënies së përparësisë ndaj shpirtit, të parashtruar nga sufistët, me emrin "inteligjenca shpirtërore». Ndërkohë që më parë kishte vetëm IQ, pastaj u zbulua inteligjenca emocionale dhe më në fund inteligjenca shpirtërore. IQ është menaxhimi i dijes dhe kujtesës nga njeriu dhe përdorimi i këtij informacioni shpejt dhe në mënyrë të përshtatshme kur është e nevojshme. Më shumë është një funksion i trurit. Inteligjenca emocionale është aftësia e njeriut për të kontrolluar emocionet e tij dhe për të qenë i vetëdijshëm për emocionet e veta. Kohët e fundit, psikologët kanë filluar të flasin për nevojën e inteligjencës shpirtërore për të zhvilluar shpirtin e njeriut dhe për të arritur nivelin më të lartë të përparimit që ai mund të arrijë. Kur realizohet kjo gjendje, e cila quhet zhvillim dhe vetë-realizim personal, njeriu i përdor të gjitha llojet e tjera të inteligjencës në mënyrën më efektive. Sikundër kësaj, ata që nuk e zhvillojnë inteligjencën e tyre shpirtërore, mund t'i përdorin llojet e tjera të inteligjencës në të keq të të tjerëve dhe madje edhe kundër vetvetes. Sufitë kanë qenë gjithmonë të zënë me zgjimin dhe zhvillimin e potencialit shpirtëror te njeriu. Për këtë arsye, veprat e sufistëve si Mevlana, Imam Gazaliu dhe Ibn Arabiu, lexohen gjerësisht në botën perëndimore dhe fjalët e sufistëve shpesh përfshihen në librat e tyre rreth zhvillimit personal. Përdorimi i shpeshtë i fjalëve të të mëdhenjve sufistë në fushën e psikologjisë, e cila është një nga shkencat më të njohura të kohës sonë, tregon se sufizmi është jashtëzakonisht aktual për ditët e sotme. Sepse rregullat e shpirtit janë universale dhe përtej kohës. Për shembull, këshilla e Mevlanës për t'ia dalë mbanë kundër ankthit dhe stresit, sëmundjet më të zakonshme të kohës sonë, është po aq e vlefshme sot sa ç'ishte edhe dje:

Kur papritur të ndodh ndonjë gjë e keqe apo ndonjë fatkeqësi, vërja gishtin kokës dhe mos u dekurajo, ji i guximshëm dhe përpiqu ta komentosh për mirë. Qesh si një trëndafil në kohën e fitimit dhe humbjes, edhe nëse të tjerët janë të pushtuar nga frika e asaj pune të mundimshme. Shikoni me kujdes dhe vini re: Edhe nëse ia këput petalet trëndafilit një nga një, ai përsëri nuk resht së qeshuri dhe ngjyra e petaleve të tij nuk zbehet. (Mesnevi, III, 3256-58.)

Njerëzit e sotëm janë mësuar shumë me mendimet negative. Ankthi dhe fobitë e njerëzve tanë janë shtuar si kurrë më parë në histori për shkak të pasojës së abuzimit me keqkomentimin e ngjarjeve dhe mospranimit të caktimit hyjnor. Ndërkohë, nëse njeriu mendon për anën pozitive të fatkeqësive që i ndodhin apo për shpërblimin që do të marrë në botën e përtejme, nuk lëkundet shumë nga ajo fatkeqësi dhe arrin ta mbledhë veten. Në fakt, kur Aziz Mahmut Hydajit i vdiq djali i tij i vetëm, tha:

"Ti je marrësi, Ti je dhënësi, Ti je dhuruesi

Ne nuk kemi asgjë tjetër përveç asaj që na ke dhënë Ti...»

Në këtë mënyrë, ai shfaqi një shembull të dorëzimit sublim ndaj Zotit (xh.xh.), në një situatë ku shumë njerëz kalojnë në kriza psikologjike. Në këtë kuptim, sufistët nuk e kanë lënë moralin e Islamit vetëm në një nivel teorik, por janë bërë shembull për të gjithë njerëzimin duke e zbatuar atë së pari në veten e tyre. Lutja jonë nga Zoti është që të na e mundësojë ta jetojmë sufizmin e vërtetë, i cili është jeta thelbësore e Islamit, dhe të jemi shembull për të tjerët, jo mësim. Amin!

# FATURA E TRADHËTISË, SHKUJDESJES DHE FANATIZMIT



*Nëse nuk nxirret mësim, historia përsëritet. Situata është e njëjtë si dje, si sot. Ata që i bëjnë miqtë armiq dhe armiqtë miq për shkak të interesave të kësaj bote dhe për shkak të fanatizmit medhhebor, në fund nuk arrijnë as të mirat e kësaj bote, as nuk mund të shohin dominimin e medhhebit të tyre. Ata vetëm mbesin ballë për ballë me pasojat e hidhura të tradhtisë dhe budallallëkut të tyre.*

*Ali Riza Temel*

Abbasitët, të cilët sunduan midis viteve 750-1258, janë dinastia më jetëgjatë në historinë islame pas osmanëve. Qytetërimi islam jetoi periudhën e tij më të ndritur përgjatë kësaj dinastie.

Bagdadi (Daru's-Salam) ishte në pozitën pothuajse të kryeqytetit të botës. Ishte djepi i shkencës, kulturës dhe qytetërimit. 37 kalifë u bënë sundimtarë. Kalifi i fundit ishte el-Mu'tasim-Billah. Ai qëndroi në pushtet për 12 vjet. Por ngaqë i mungonte mendjemprehtësia dhe largpamësia e nevojshme, administrata shtetërore kaloi në duart e kuadrove të paaftë. Çështjet i ishin lënë tërësisht vezirit të tij, Ibn Alkamit.

Veziri Alkami ishte një shiit. Edhe pse veproi me qëllime të mira në fillim, më vonë ëndërroi të anashkalonte kalifin dhe të krijonte një shtet shiit. Mu'tasimi, nga ana tjetër, neglizhoi masat paraprake të nevojshme kundër Mongolëve.

Ushtria e Hulagut e shkatërroi kalanë Alamut, e cila ishte vendqëndrimi i Hasan Sabbahut dhe u pa përballë Bagdadit. Mu'tasimi e kishte zvogëluar ushtrinë e tij prej 100 mijë ushtarësh në 20 mijë ushtarë me qëllim për të kursyer. Kjo ushtri u mund nga forca prej dyqind mijë ushtarësh e Hulagut. Mongolët filluan ta qëllonin Bagdadin me katapulta. Muret e qytetit u shkatërruan. Rrethimi zgjati 40-50 ditë. Veziri shiit Alkami shkoi te Hulagu gjoja për të gjetur një rrugë për paqe. Pasi mori siguri për jetën e tij nga Hulagu, doli para kalifit dhe i tha:

"Hulagu dëshiron t'ju lërë në pozitën tuaj. Ai madje dëshiron të martojë vajzën e tij me djalin tuaj. Nëse i dorëzoheni dhe i bindeni, gjaku i myslimanëve nuk do të derdhet."

Kalifi u mashtrua nga këto fjalë dhe shkoi te Hulagu me djemtë e tij dhe burrat e shquar të shtetit më 20 Muharrem 1258 dhe u ul në një tendë. Alkami tha: "Hulagu dëshiron të martojë vajzën e tij me djalin e kalifit. Bëhuni gati në ceremoninë e dasmës.» Kështu i ftoi juristët dhe figurat e rëndësishme të shtetit. Të gjithë u vranë kur arritën në vendin ku ishin ftuar. Kalif

Mu'tasimi gjithashtu u fye dhe u vra në mënyrën më çnjerëzore.

Si rezultat, ushtria mongole hyri në qytet. Qyteti u plaçkit për 40 ditë. Qindra mijëra njerëz u vranë. Vetëm ata që u fshehën në cisterna, puse uji dhe rrugë uji i mbijetuan masakrës. Qyteti u dogj dhe u shkatërrua, xhamitë u shndërruan në hambare. Dorëshkrimet u hodhën në lumin Tigër. Thesari i shtetit u grabit. Kështu, dinastia 508 - vjeçare abbasite u varros në histori.

Veziri shiit, Alkami, i cili u kamuflua shumë mirë, e tradhtoi kalifin me shpresën e rënies së shtetit abasid dhe krijimin e një shteti shiit të udhëhequr prej tij, bëri marrëveshje me Hulagun, por nuk e gjeti atë që shpresonte ngaqë një njeri që tradhton kalifin i cili e emëroi në pozitën e vezirit, nuk mund të fitojë besim dhe respekt te armiku. Kështu që vdiq nga pikëllimi brenda një viti.

Xhevdet Pasha, pasi e përshkruan rënien e tmerrshme të shtetit abbasit si rezultat i dobësive dhe tradhtive, shprehet:

"Umeti Islam, pavarësisht medhhebit, në vend që të vepronin së bashku kundër politeistëve dhe të punonin me të gjitha forcat për të mbrojtur Bagdadin, kryeqytetin e Islamit, ata u përfshinë në luftime sektare. Më në fund, kur u shkatërrua qyteti i Bagdadit, nuk mbetën as sunitë, as shiitë."

Nëse nuk nxirret mësim, historia përsëritet. Situata është e njëjtë si dje, si sot. Ata që i bëjnë miqtë armiq dhe armiqtë miq për shkak të interesave të kësaj bote dhe për shkak të fanatizmit medhhebor, në fund nuk arrijnë as të mirat e kësaj bote, as nuk mund të shohin dominimin e medhhebit të tyre. Ata vetëm mbesin ballë për ballë me pasojat e hidhura të tradhtisë dhe budallallëkut të tyre.

Si munden myslimanët, të cilët kanë jetuar në të njëjtat toka për shekuj me radhë, që thithin ajrin e së njëjtës histori dhe gjeografi, që kanë një fat të përbashkët dhe që në thelb kanë të njëjtat besime e tradita, të mos mësojnë nga historia dhe të jenë në të njëjtën shkujdesje, madje edhe pse kanë pësuar kaq shumë fatkeqësi?

A është më e ndershme, materialisht dhe shpirtërisht, të jetosh si një koloni e Amerikës dhe perëndimit, apo të bashkohemi si sunitë-shiitë në qëllimin kryesor dhe të jetojmë së bashku në vëllazëri?

Problemi i kolonistit nuk është sunizmi-shiizmi, por është të dobësojë myslimanët me konflikte racore dhe sektare dhe të posedojë burimet nëntokësore dhe ato mbi tokë, për të vazhduar kolonizimin/shfrytëzimin. Është e paimagjinueshme të jemi aq budallenj dhe tradhtarë sa të bëhemi mjet për interesat e armikut. Por ne gjithmonë e kemi përjetuar këtë tradhti dhe budallallëk. Arsyeja pse ne nuk kemi qenë në gjendje të marrim veten për dyqind vjet me radhë është gjithmonë e njëjtë. Për shkak të kësaj tradhtie dhe budallallëku, kemi qenë gjithmonë të keq me miqtë dhe të mirë me armiqtë. Shtëpitë tona i kemi shkatërruar me duart tona. Kemi blerë armë nga armiqtë me para dhe kemi vrarë miqtë tanë dhe këtë e kemi quajtur xhihad. Këto veprime, për të cilat armiqtë janë të sigurt dhe miqtë janë të shqetësuar, nuk janë xhihad, por më e pakta janë djallëzi.

Si u bënë skllevër ndërsa ishin zotërinj të nderuar dhe si u poshtëruan ndërsa ishin fisnikë pjesëtarët e një umeti, i cili krijoi qytetërimin më të shkëlqyer në histori dhe i dha një shembull botës për sa i përket drejtësisë dhe të drejtave të njeriut? Ndërkohë Allahu na ka dhënë gjithmonë detyrën për të qenë udhëheqës dhe liderë dhe na ka bërë përgjegjës për rrjedhën e botës: "Ju jeni umeti më i mirë i nxjerrë për të mirën e njerëzve. Ju urdhëroni për të mirën, e ndaloni të keqen dhe besoni në Allahun.» (Al Imran, 110)

Si mundet që një umet i ngarkuar me detyrën e dhënies së urdhrave të bie në pozitën e marrjes së urdhrave? Si mund të pranohet të qenët skllav ndërkohë që mund të jemi fisnikë? Nëse myslimanët





bëhen fisnikë, edhe të tjerët shpëtojnë nga skllavëria. Sepse myslimanët aspirojnë për pushtet, jo për t'i skllavëruar njerëzit, por për t'i udhëhequr ata drejt një jete humane dhe dinjitoze. Fakti që një shtypës zëvendësohet nga një shtypës tjetër, nuk e ndryshon situatën. E rëndësishme është që i miri të zëvendësojë të keqin dhe përmirësimi të mbizotërojë në vend të prishjes.

Ata që dje ishin udhërrëfyes të botës, sot janë në një gjendje të hutuar dhe të çoroditur. Ndërkohë përpara kanë një udhëzues si i Dërguari i Allahut (a.s.) dhe një hartë rruge si Kurani Fisnik.

Përderisa karvani i umetit të ecën në unitet dhe integritet në Siratu'l-Mustekim (rrugën e drejtë), hajdutët dhe banditët nuk mund ta grabisin këtë karvan. Por nëse uniteti dhe integriteti prishen dhe karvani shpërbëhet e merr rrugë të ndryshme, atëherë do të pësojë dobësi dhe do të bëhet ushqim për hajdutët.

Rruga kryesore është Islami. Dallimi ndërmjet medhhebeve dhe prirjeve nuk duhet të çojë në mosmarrëveshje dhe armiqësi. Urdhri i Zotit tonë është shumë i qartë***: "Kjo është rruga Ime e drejtë; prandaj ndiqeni e mos shkoni rrugëve të tjera që t'ju shmangin nga rruga e Tij. Kjo është ajo që ju porosit Ai për t'u ruajtur nga të këqijat."*** (En'am, 153)

Identiteti kryesor i këtij umeti është Islami, jo sunizmi apo shiizmi. ***"Luftoni në rrugën e Allahut, ashtu si duhet luftuar. Ai ju ka zgjedhur dhe nuk ju ka vënë asnjë barrë në fenë tuaj, fenë e babait tuaj, Ibrahimit. Ai ju ka quajtur juve myslimanë qysh më parë (në Shkrimet e Shenjta) dhe në këtë (Kuran), me qëllim që i Dërguari të jetë dëshmitar mbi ju dhe që ju të jeni dëshmitarë mbi njerëzit e tjerë. Andaj, faleni namazin, jepni zekatin dhe mbështetuni tek Allahu! Ai është Mbrojtësi juaj. Sa Mbrojtës dhe Ndihmës i mrekullueshëm është Ai!"*** (Haxh, 78)

***"...Sot jua përsosa fenë tuaj, e plotësova dhuntinë Time ndaj jush dhe zgjodha që Islami të jetë feja juaj..."*** (Maide, 3)

***"Kush kërkon tjetër fe përveç Islamit, nuk do t'i pranohet dhe ai në botën tjetër do të jetë i humbur."*** (Al Imran, 85)

Zoti (xh.xh.), ka zgjedhur Islamin si fe, është i kënaqur me të dhe na ka dhënë emrin mysliman, por ne nuk jemi mjaftuar me këtë identitet kryesor dhe kemi ndjekur nënidentitete dhe rrugë anësore. Ne po sillemi dhe po mbajmë një qëndrim sikur nuk jemi të kënaqur me pëlqimin e Allahut (xh.xh.).

***"Me të vërtetë, ti s'ke të bësh fare me ata që e përçajnë fenë e tyre dhe shndërrohen në sekte.."*** (En'am, 159)

Ata që injorojnë qëllimet e mëdha dhe ndjekin qëllime e llogari të vogla, nuk i arrijnë dot qëllimet e mëdha dhe gjithashtu privohen edhe nga qëllimet dhe llogaritë e vogla.

Mjerimi i myslimanëve të sotëm është për shkak të largimit të tyre nga objektivi kryesor i treguar nga Allahu dhe i Dërguari i Tij, dhe hutimit të tyre si udhëtarët pa busull ose hartë:

"Kush kundërshton Profetin pasi t'i shpjegohet rruga e drejtë dhe ndjek një rrugë tjetër nga rruga e besimtarëve, ne do ta lëmë atë në rrugën që ka marrë dhe do ta fusim në xhehenem." (Nisa, 115)

Kurrë nuk duhet t'i harrojmë këto fjalë të Profetit (a.s.): *"Umeti im nuk mblidhet i gjithi në çoroditje. Nëse ka ndonjë mosmarrëveshje, ndiqni palën kryesore."* (Ibn Maxhe, hadithi nr: 3950) Fjala që ujku e ha atë që largohet nga tufa është gjithashtu fjala e Profetit tonë të Nderuar.

# Oqeani i Mundësive

*Samet Ozturk*



Ne nuk kemi asnjë justifikim, sepse edhe mundësitë në të cilat po notojmë nuk kanë asnjë kufi. Kemi një sprovë me aq shumë mirësi, shanse dhe mundësi saqë nuk do të jemi në gjendje të japim llogari. Pavarësisht atyre që kemi arritur të bëjmë dhe atyre që përpiqemi të bëjmë, është e sigurt se nuk do të japim dot përgjigje nëse do të pyetemi për ato që mund t'i bëjmë, por që nuk i kemi bërë.

Edhe pse koha, terreni, kushtet dhe sprovat po ndryshojnë dhe azhurnohen vazhdimisht, është e sigurt që mundësitë tona po rriten aq shpejt sa këto.

Ndërsa dje gjetja e një pene ishte problem për një dijetar, në mënyrë që të shkruante një libër, sot ne jemi në një sprovë midis shkrimit dhe mosshkrimit me mjete elektronike dhe mekanike.

Ndërsa dje një studenti i duhej të migronte kaq gjatë për të mësuar një gjuhë, sot është e mundur t'i shkojë te këmbët një mësues, të kontaktojë të gjithë botën nga shtëpia e tij dhe të mësojë alfabetet dhe gjuhët nëse dëshiron…

Përsëri, ndërsa dje (për një student) ishte e nevojshme të gjendej në vendin (e dijes), në mënyrë që të përfitonte nga dija e një dijetari apo shkencëtari, sot gjenden mundësitë për t'i dëgjuar sa herë të dëshirojë, për t'i parë sa herë të dëshirojë dhe për të përfituar prej tyre sa herë që të dëshirojë…

Të sprovuarit me mundësitë ka gjithashtu edhe elemente negative:

Ndërsa dje e memorizonte librin ai që kishte një libër, sot është e mundur të ndërtoni mure celuloze dhe të vdisni midis atyre mureve, ose thjesht të ngatërroheni…

Ndërsa dje kërkohej një mësues derë më derë për të përfituar prej tij, sot është e mundur të zgjedhësh një mësues nga shumë mësues dhe të mos e dëgjosh, të mos e shikosh, të mos e pëlqesh apo të mos përfitosh prej tij…

Ndërsa dje e dëgjonim me shumë vëmendje ligjëruesin, për të mësuar një ajet, sot është e mundur të mos dëgjoni asgjë për shkak të shumë mundësive që kemi me mus'hafët, kasetat dhe kompjuterët… Ndërsa dje shkolla, medhhebi, mësuesi dhe librat ishin mundësi, sot është e mundur që të shqyrtohen të gjitha këto dhe të ofendohen duke ua plasur në fytyrë…

Mundësia është sprova kryesore e atyre që kanë vullnet… Ne do të merremi në llogari për mundësitë tona. Ato që i kemi bërë dhe ato që nuk i kemi bërë varen nga ato që kemi, çfarë mund të arrijmë, çfarë posedojmë dhe çfarë duhet të kemi. Në një kohë kur po notojmë në mundësi, kemi gjithçka për të mos thënë 'ah sikur'. Ne jemi në sprovë me gjithçka që posedojmë. Nuk ka asgjë që nuk mund ta bëjmë, biidhnil-lah (me lejen e Allahut). Dijen mund ta marrim, suksesin mund ta arrijmë, çlirimet mund t'i realizojmë… Ne nuk po vrapojmë kundër tankut e topit me një kruese dhëmbësh. Nëse jemi përballë një informacioni grumbuj-grumbuj, a nuk kemi intuitë? A do të ndalen çlirimet tona kundër pushtimeve?

Me të vërtetë, kush mund të japë llogari për të gjitha këto mundësi?

Ne nuk jemi lënë pa një shembull: A nuk kemi trashëguar një sunet të saktë deri në ditën e kiametit? Andaj nuk kemi një justifikim për të mos e ditur se kë do të ndjekim apo kujt do t'i ngjajmë.

Ne nuk jemi lënë pa një udhëzues: A nuk jemi ne marrësit e një libri të ruajtur? Andaj është e pamundur të mos mësojmë se çfarë do të ofrojmë, çfarë do të premtojmë, si do ta bëjmë…

Por ne jemi krijuar për të adhuruar Zotin dhe i kemi të gjitha mundësitë për të mësuar dhe për t'i zbatuar ato që kemi mësuar, ashtu që ta kryejmë adhurimin dhe ta japim llogarinë tonë në mënyrën më të mirë. Njerëzimi nuk është lënë pa shpallje hyjnore, pa shembull dhe pa intuitë. Ne po notojmë në mundësitë e ofruara nga Zoti (xh.xh.), në mënyrë që fundi ynë të jetë xheneti, ashtu që të mos përballemi me një fat të hidhur e të themi "nuk munda ta bëja», "nuk e dija», "nuk munda ta shihja».

Është e mundur të mësojmë se si të jetojmë një ditë nga mëngjesi në mbrëmje, një vit nga Muharremi në Dhul-Hixhxhe, një jetë nga lindja deri në vdekje dhe ta kalojmë atë jetë në mënyrën më të jetueshme. Mundësitë janë konkrete për ata që duan të shohin, shkencat janë gati për ata që duan të dinë, rrugët janë të hapura për ata që duan të ecin. Mosmirënjohje e vërtetë është refuzimi i mundësive ndërkohë që ekzistojnë mundësitë për të parë, njohur dhe ecur. Gjithashtu të zgjedhësh të mos jetosh deri në vdekje.

Edhe pse mund të notosh në oqean, mbytja përgjatë gjumit është e pakuptimtë…

# Shkaqet e begatisë dhe mungesës së saj

*Soner Duman*

BEGATIA ËSHTË NË TË VËRTETËN DHE NDERSHMËRINË. NJË FITIM I VOGËL ME NDERSHMËRI DHE DREJTËSI ËSHTË MË FRYTDHËNËS SESA SHUMË FITIME ME GËNJESHTRA, MASHTRIME DHE DREDHI.

Shumicën e rasteve kur flisni me njerëz të moshës së mesme dhe të moshuar, keni dëshmuar se thonë: «Në të kaluarën gjithçka ishte e pakët, por kishte begati, tani gjithçka është e bollshme, por nuk ka begati.» Me të vërtetë kështu është, apo jo? A e keni vënë re se begatia është larguar nga jeta juaj?

Mungesa e begatisë është si një kovë me fund të shpuar. Pavarësisht se sa ujë i fusni nga lart, ai ujë do të rrjedhë nga vrimat. Vallë, çfarë janë ato vrima? Ja pra, në këtë artikull do të përpiqem të shtjelloj «shkaqet e mungesës së begatisë». Unë jo vetëm do të jap diagnozën, por gjithashtu do të përpiqem të bëj disa shpjegime se si mund t'i mbyllim ato vrima dhe ta mbajmë ujin në kovë.

1. Shkaku më i madh për mungesën e begatisë është mëkati kundrejt Allahut (xh.xh.). I Dërguari i Allahut (a.s.), ka thënë në një prej haditheve të tij: «*Njeriu privohet nga rrësku për shkak të mëkatit që bën.*» (Ahmed bin Hanbel, Musned, transmetimi nr. 22386.)

Shembulli më i madh se si një mëkatar do të privohet nga rrësku është dëbimi i Ademit dhe Havasë nga xheneti pas mëkatit të tyre. Kështu, ata u privuan nga rrësku që e merrnin pa mundim. Sikundër kësaj, besimi në Allahun dhe respektimi i rregullave dhe masave të Tij, domethënë të qenët i devotshëm, është një arsye për begati. Në fakt, Zoti thotë në Kuran: «***Nëse njerëzit e atyre qyteteve që i shkatë-***





***rruam do të kishin besuar dhe do të kishin qenë të devotshëm, ne do t'ua hapnim atyre [portat e] begative nga qielli dhe toka, por ata përgënjeshtruan. Edhe Ne i ndëshkuam për shkak të*** [mëkateve] ***që bënë.»*** (A'raf, 96)

2. Shkaku i dytë i mungesës së begatisë është gënjeshtra, mashtrimi dhe dredhia. Një njeri mund të fitojë diçka në dukje duke gënjyer dhe mashtruar të tjerët, por ky fitim është i destinuar të shpërthejë dhe të zhduket pas një kohe, ashtu si një tullumbace e fryrë. I Dërguari i Allahut (a.s.), ka thënë në një hadith: *«Nëse blerësi dhe shitësi i tregojnë njëri-tjetrit të vërtetën [kur lidhin një kontratë] dhe deklarojnë* [atë që ata duhet ta tregojnë pa fshehur asgjë], *tregtia e tyre do të jetë e frytshme* [për të dy]. *Nëse fshehin diçka nga njëri-tjetri dhe e gënjejnë njëri-tjetrin, begatia e tregtisë së tyre do të humbasë.»* (Buhari, «Buju», 16; Muslim, «Buju», 9.)

Në ditët e sotme, njerëzit në çdo vend vështirë se mund të gjejnë dikë për t'i besuar. Produkti që e blejnë si të pa dëmtuar, rezulton të jetë i dëmtuar. Makina që blihet si e pa dëmtuar, rezulton e dëmtuar. Produkti që merret i ri, rezulton i përdorur. Produktet e skaduara shiten duke ua ndryshuar datat e tyre. A mund të ketë begati në një mjedis të tillë? Begatia është në të vërtetën dhe ndershmërinë. Një fitim i vogël me ndershmëri dhe drejtësi është më frytdhënës sesa shumë fitime me gënjeshtra, mashtrime dhe dredhi.

3. Marrja e fitimeve të padrejta është një nga shkaqet më të mëdha të mungesës së begatisë. Të gjitha llojet e mënyrave të fitimit, veçanërisht interesi, ryshfeti dhe lojërat e fatit, përfshihen në

NË DITËT E SOTME KA SHUMË NJERËZ QË FITOJNË ME DHJETËRA MIJËRA TË ARDHURA MUJORE, POR PËR SHKAK TË LAKMISË DHE AMBICIES, FITIMET E TYRE JANË JOPRODUKTIVE PËR TA. NGA ANA TJETËR, RASTISIM NË NJERËZ QË KANË PAGA MINIMALE OSE EDHE MË TË ULËTA, POR PAVARËSISHT KËSAJ BËJNË MIRËSI NË ÇDO ANË NGAQË KANË BEGATI NË ATË FITIM.

përfitime të padrejta. Zoti (xh.xh.), na informon në ajetet në vijim se interesi (kamata) është si një rritje në pamjen e jashtme, por në realitet është si një virus që konsumon begatinë e pasurisë: ***"Allahu e shkatërron kamatën dhe e shton lëmoshën*** (dhe zekatin) [duke u dhënë begati).» (Bekare, 276)

I Dërguari i Allahut (a.s.) gjithashtu e ka shprehur mungesën e begatisë së fitimit të padrejtë si më poshtë:

*«Kush fiton pasuri në një mënyrë të drejtë, pasuria e tij do të ketë begati. Kush fiton pasuri padrejtësisht, gjendja e tij është si ajo e një personi që ha e ha dhe nuk ngopet.»* (Muslim, «Zekat», 121; Ibn Maxhe, «Fiten», 16.)

Sot, është një fakt i njohur që njerëzit zakonisht angazhohen në transaksione me interes, depozitojnë para për interesa ose përdorin kredi me interes për arsye të tilla si mbrojtja e fitimeve të tyre ose blerja e pronës. Është e qartë se veprime të tilla nuk do të sjellin mirësi dhe begati.

4. Një shkak tjetër për mungesën e begatisë është mungesa e mirënjohjes ndaj Zotit. Njerëzit mund t'i mbrojnë ato që kanë fituar vetëm duke qenë mirënjohës ndaj Allahut (xh.xh.). Zoti (xh. xh.), ka thënë: ***«Nëse më falënderoni, do t'ua shtoj mirësitë e mia mbi ju. Por nëse bëheni mosmirënjohës,*** [dijeni se] ***dënimi im është i rëndë!»*** (Ibrahim, 7) Në ditët e sotme shohim se njerëzit janë mosmirënjohës ndaj atij që jep mirësi. Njerëzit ua atribuojnë mirësitë dhe fitimet që kanë arritur fuqisë dhe dijes së tyre dhe i injorojnë mirësitë dhe sprovat e Zotit (xh.xh.), duke mos i kushtuar rëndësi këtij fakti. Edhe Allahu ua merr këto mirësi dhe begati që ua ka dhënë, si ndëshkim për këtë që veprojnë.

5. Ambicia dhe lakmia janë gjithashtu shkaqe për mungesën e begatisë. Sytë e një njeriu ambicioz nuk dinë të ngopen. Pavarësisht sesa mirësi ka, ai mendon: «A nuk ka më shumë?» Kjo situatë e çon atë drejt një situate në të cilën nuk shfaq mirënjohje ndaj Zotit, të cilën e përmendëm në pikën e mëparshme. I Dërguari i Allahut, alejhi's-selam, i tha Hakim ibn Hizamit, i cili sapo ishte bërë mysliman dhe kërkonte që vazhdimisht t'i jepej pasuri:

*"O Hakim! Pasuria e kësaj bote është si gjelbërimi dhe mirësitë e ëmbla. Kushdo që e fiton këtë pasuri* [jo me ambicie] *me një zemër bujare, ajo pasuri do të jetë e frytshme për të. Kushdo që e fiton atë duke ia ngulur sytë, ajo pasuri nuk do të jetë e frytshme.»* (Buhari, «Zekat», 49; Muslim, «Zekat», 96.)

Një nga shkaqet më të mëdha të begatisë është të mjaftuarit me atë që ka dhënë Zoti dhe syngopësia. Një njeri që mjaftohet me atë që i ka dhënë Zoti, di të jetë i kënaqur me atë që ka dhe nuk lakmon atë që ka dikush tjetër. Në atë rast, Allahu ia begaton mirësitë që posedon. Në ditët e sotme ka shumë njerëz që fitojnë me dhjetëra mijëra të ardhura mujore, por për shkak të lakmisë dhe ambicies, fitimet e tyre janë joproduktive për ta. Nga ana tjetër, rastisim në njerëz që kanë paga minimale ose edhe më të ulëta, por pavarësisht kësaj bëjnë mirësi në çdo anë ngaqë kanë begati në atë fitim.

6. Një shkak tjetër për mungesën e begatisë është koprracia. Njeriu koprrac siç nuk i bën ndonjë të mirë të tjerëve nga frika se mos i mbaron pasuria, ngurron ta përdorë pasurinë e tij edhe për nevojat e veta. Si i tillë, nuk mund t'ia shohë mirësinë dhe begatinë e fitimeve dhe pasurisë së tij. Meqenëse shejtani e di këtë, ai u jep njerëzve një frikë të vazhdueshme për varfërinë. Në fakt, Zoti (xh.xh.), na informon për këtë si më poshtë:

***«Shejtani ju frikëson me varfërinë dhe ju urdhëron për të bërë gjëra të shëmtuara.»*** (Bekare, 268)

I Dërguari i Allahut, alejhi's-selam, ka thënë: "Çdo ditë kur njerëzit arrijnë në mëngjes, dy engjëj zbresin në tokë. Njëri prej këtyre engjëjve lutet: *«O Allah, jepi një pasuri tjetër atij që shpenzon pasurinë e tij* (për hirin Tënd)*!» Tjetri lutet: «O Allah, shkatërroja pasurinë atij njeriu që mban pasurinë e tij* [duke bërë koprraci]*!»* (Buhari, «Zekat» 26; Muslim, «Zekat», 57.)

Shpenzimi i pasurisë në rrugën e Allahut dhe shpenzimi i saj për veprat të mira, e begaton pasurinë. Kjo është pikërisht si të japësh gjak. Ashtu siç dhënia e gjakut siguron shëndetin dhe mirëqenien e trupit, edhe pasuria e shpenzuar në rrugë të Allahut e shton më shumë pasurinë e njeriut.

7. Një shkak tjetër për mungesën e begatisë është israfi-shpërdorimi. Israf do të thotë kur një njeri e shpenzon pasurinë e tij atje ku nuk është e nevojshme ose kur e shpërdoron edhe pse e shpenzon aty ku është e nevojshme. Për shembull, është israf që njeriu ta harxhojë pasurinë e tij për alkool, sepse e ka shpenzuar për diçka që është mëkat. Sikundër kësaj, veshja është nevojë e njeriut, por është israf të shpenzojë shumë gjatë blerjes së rrobave.

Shkaku i shpërdorimit zakonisht është të hiqesh si i madh dhe të mburresh ndaj të tjerëve. Për shkak të israfit humbin shumë begati. Nga ana tjetër, të vepruarit në mënyrë ekonomike midis shpërdorimit dhe koprracisë, i jep begati pasurisë së njeriut dhe të paktën e bën të shumtë. Përveç këtyre, ka edhe shkaqe të tjera që e bëjnë pasurinë dhe fitimin e njerëzve joproduktive. Ato që kemi përmendur deri këtu janë shkaqet më të rëndësishme të mungesës së begatisë. Kurse begatia është e kundërta e këtyre.

Zoti (xh.xh.), e bekoftë gjithçka që kemi! Të gjithëve na mbajttë larg nga shkaqet e mungesës së begatisë!



# 100 CILËSITË E BESIMTARIT SIPAS KURANIT

*Prof. dr. Omer Çelik*

### I. PARIMET E BESIMIT

1. Besimtari beson në një Zot të vetëm pa fillim, pa fund, i pangjashëm me askënd, i cili krijon, jep jetë, merr jetë, shikon, dëgjon dhe ka njohuri rreth çdo gjëje.

2. Besimtari beson në engjëjt, krijesa të krijuara nga drita, të cilat me bindje të plotë dhe dashuri kryejnë adhurimet, dhikrin dhe urdhëresat e Allahut.

3. Besimtari beson në librat e shenjtë, të shpallur nga Allahu si udhëzim, dritë dhe udhërrëfyes për gjithë njerëzimin. Myslimani beson pa asnjë dyshim te Kurani si fjalë e Allahut dhe përpiqet me gjithë qenien e tij të zbatojë në jetë mësimet e Tij.

4. Besimtari beson në të gjithë pejgamberët e përmendur ose jo në Kuran, si të dërguarit e posaçëm të Allahut për t'u komunikuar njerëzve shpalljen hyjnore.

5. Për të fituar dashurinë dhe amnistinë hyjnore, besimtari ndjek me përpikmëri rrugën e Pejgamberit (a.s.). Ai e pranon me gjithë zemër Pejgamberin (a.s.), si modelin më të përkryer për lumturinë e kësaj bote dhe botës tjetër. Ai beson në botën tjetër dhe përkujton vazhdimisht Allahun.

6. Njeriu i kufizuar në fuqi dhe dituri nuk arrin të kuptojë gjithë dinamikën e botës fizike dhe metafizike, ndërsa besimtari përballë kësaj gjendjeje beson dhe i nënshtrohet plotësisht caktimit hyjnor.

7. Besimtari beson në Ditën e Kiametit, në ringjalljen pas vdekjes, në gjykimin final dhe në ekzistencën e Xhenetit dhe Xhehenemit.

8. Përmes besimit me sinqeritet të parimeve të imanit, besimtari shijon ëmbëlsinë e vërtetë të besimit të tij.

### II. BESIMET BESTYTNORE

9. Besimtari qëndron larg politeizmit, ateizmit dhe mosbindjes. Ai është i vetëdijshëm për dëmin dhe fatkeqësinë e madhe që i ka sjellë njerëzimit ateizmi, paganizmi dhe politezimi.

10. Besimtari qëndron larg çdo lloj bestytnie, falli dhe besimi të kotë. Ai është i vetëdijshëm që bestytnitë dhe fallet nuk mund t'i sjellin as dëm as dobi atij.

11. Besimtari beson se magjistarët dhe magjia pa lejen e Allahut nuk mund të ketë asnjë ndikim mbi njeriun. Ai mbështet me besim të plotë tek Allahu për çdo të keqe dhe rrezik që mund t'i vijë.

12. Besimtari është i vetëdijshëm që shejtani është armiku i përbetuar i njeriut. Besimtari qëndron larg shejtanit dhe në asnjë mënyrë nuk e ndjek atë.

### III. ADHURIMI

13. Besimtari është i pastër, ai kujdeset si për pastërtinë fizike, ashtu edhe për atë shpirtërore. Pastërtia është cilësia e pandashme e tij, sepse ai është i vetëdijshëm për dashurinë që Allahu ushqen ndaj atyre që tregojnë kujdes për pastërtinë.

14. Kur falet merr abdes, nëse është e nevojshme merr gusul dhe, nëse nuk gjen ujë merr tejemum. Në asnjë situatë dhe gjendje nuk e braktis abdesin, guslin dhe adhurimin.

15. Namazin e kryen me kujdes, duke i plotësuar të gjitha kushtet e tij. Gjatë namazit është tërësisht i përqenduar në të.

16. Namazi e pengon atë nga kryerja e çdo vepre dhe sjelljeje të keqe. Ai i fal të gjitha namazet në kohën e caktuar, përpiqet në arritjen e qetësisë dhe përqendrimit maksimal gjatë faljes së namazit. Në të njëjtën kohë, kujdeset për faljen e namazit me xhemat.

17. Kur këndohet ezani, braktis çdo punë që ka në dorë dhe vrapon drejt xhamisë. Kur mbaron namazi, kthehet për të filluar punën e lënë.

18. Besimtari kryen me entuziazëm dhe gëzim namazet e bajramit dhe feston bajramin. Në ato ditë të nderuara i lutet Allahut për mëshirë, falje dhe begati.

19. Besimtari gjithashtu tregon një kujdes të veçantë në kryerjen e namazit të natës. Sipas mundësisë që ka, përpiqet të falë namaz nate dhe të përfitojë nga mirësitë e tij. Besimtarët e tillë i presin në Xhenet bukuri që nuk i ka parë syri, nuk i ka dëgjuar veshi dhe nuk i ka imagjinuar mendja.

20. Përveç namazeve obligative, besimtari tregon kujdes edhe në kryerjen e namazeve të tjera vullnetare. Ndërsa vazhdon me faljen e namazeve vullnetare, afrohet më shumë me Allahun, deri sa Allahu bëhet syri me të cilin shikon, veshi me të cilin dëgjon, gjuha me të cilën flet, dora me të cilën kap dhe këmba me të cilën ecën.

21. Beson bindshëm në obligimin e agjërimit të ramazanit dhe në arritjen e gradës së devotshmërisë përmes tij.

22. Përveç agjërimit farz, përpiqet të kryejë edhe agjërime vullnetare, sepse në këtë mënyrë afrohet më tepër te Allahu.

23. Për të përfituar sa më shumë nga agjërimi, bën kujdes ditën dhe natën, sidomos në dhjetëditëshin e fundit, i cili këshillohet të kalohet në Itikaf, për t'iu përkushtuar me gjithë qenien Allahut të lartësuar.

24. Besimtari është bamirës, nga pasuria jep pjesën e zekatit. Ai jep më të mirën nga pasuria. Përveç zekatit që është farz, ai sipas mundësisë jep vazhdimisht sadaka.

25. Kur jep dhe bën bamirësi, qëndron larg përmendjes së mirësisë, sepse është i vetëdijshëm që kjo gjë fshin sevapet. Sinqeriteti dhe fshehtësia është aq e madhe, saqë kur jep dora e djathtë, nuk e merr vesh dora e majtë.

26. Ai nuk pret një kohë të caktuar për të dhënë. Ai jep ditën dhe natën, në bollëk dhe skamje. Sepse ai që jep qëndron më lart se ai që merr.

27. Sapo të gjejë mundësi kryen Haxhin. Viziton Qaben, faltoren e parë për njerëzimin në rruzullin tokësor. Përmes këtij ibadeti, atij i bëhet e mundur të kthehet në shtëpi i pastruar krejtësisht prej mëkateve.

28. Brenda mundësive, besimtari kryen ritin e kurbanit. Ai është i vetëdijshëm që tek Allahu nuk arrin as gjaku as mishi, por devotshmëria e personit që pret kurbanin.

29. Besimtari lexon vazhdimisht Kuran, përpiqet me gjithë qenien për ta kuptuar dhe zbatuar në jetë.

### IV HALLALLI- HARAMI

30. Besimtari ushqehet prej fitimit të ndershëm dhe të lejuar dhe për këtë vazhdimisht falënderon Allahun.

31. Ai qëndron larg çdo gjëje që Allahu e ka ndaluar; e di shumë mirë se askush nuk ka të drejtë përveç Allahut të ndërhyjë për ndryshimet ligjore të përcaktuara nga vetë Allahu.

32. Besimtari qëndron larg mishit të ngordhur, mishit të derrit, gjakut dhe mishit të prerë në emër të dikujt tjetër përveç Allahut.

33. Ai qëndron larg prej çdo lloj pijeje me veti dehëse, qoftë dhe në sasi të vogël.

34. Besimtari qëndron larg kumarit, i cili është një nga veset e këqija që shkatërron individin dhe shoqërinë.

35. Besimtari tregon kujdes me veshjet e tij. Ai vishet në atë mënyrë që është udhëruar në Kuran dhe sunet. Ai vishet bukur dhe pastër kur shkon në xhami.

36. Besimtarët respektojnë gjininë e njëri-tjetrit, respektojnë gjininë në të cilën janë krijuar dhe qëndroj-

në larg perversiteteve. As burri nuk i ngjason gruas dhe as gruaja burrit. Nëse nuk e respektojnë këtë, atëherë përfshihen nga mallkimi i Pejgamberit (a.s.).

37. Të gjithë besimtarët ruajnë nderin dhe syrin nga shikimi haram.

38. Besimtari nuk i afrohet imoralitetit dhe për këtë qëndron larg të gjitha rrugëve që të çojnë në të.

39. Besimtari respekton dinjitetin, nderin dhe ndjeshmërinë e njerëzve të tjerë. Ai ruan dinjitetin e vet, të familjes dhe të besimtarëve. Ai e di shumë mirë që shpifja ndaj besimtarëve burra dhe gra është haram dhe ata që shpifin meritojnë mallkimin e Allahut dhe Pejgamberit (a.s.).

40. Besimtari nuk vret njeri, sepse e di se vrasja e një njeriu është si vrasja e gjithë njerëzimit dhe shpëtimi i një jete është si shpëtimi i gjithë njerëzimit. Ai beson fort se vrasja e një besimtari qëllimisht dënohet me zjarr të përhershëm.

41. Besimtari në asnjë mënyrë nuk kryen vetëvrasje, sepse e di që midis vrasjes së tjetrit dhe vetëvrasjes nuk ka asnjë dallim.

42. Besimtari nuk lejon vrasjen e fëmijëve në çfarëdolloj mënyre qoftë, duke përfshirë edhe abortin.

43. Besimtari ndihmon në zbatimin e ligjit, siç është edhe dënimi me vdekje për personin që vret qëllimisht një të pafajshëm.

44. Besimtari në asnjë mënyrë nuk cenon pasurinë e tjetrit, ai qëndron larg çdo lloj vjedhjeje dhe ndihmon për parandalimin e saj.

45. Besimtari nuk shkakton dhe nuk merr pjesë në shkatërrim dhe prishje, qëllimi i tij është rregullimi, përmirësimi dhe ndërtimi, madje në mënyrën më të mirë.

## IV. MORALI I BUKUR

### *a. Morali i bukur ndaj Allahut*

46. Besimtari do Allahun, krijuesin e gjithësisë, të përhershmin, të plotfuqishmin me gjithë qenien e tij. Ai nuk do askënd tjetër më shumë se Zotin e vet. Ai është i gatshëm të sakrifikojë jetën, familjen, pasurinë dhe gjithçka për dashurinë e Allahut.

47. Për të arritur dashurinë e Allahut ai ndjek rrugën e Pejgamberit (a.s.).

48. Ai vazhdimisht përmend Allahun, i lutet Atij gjithë përgjërim në çdo moment. Kur kryen ndonjë mëkat, menjëherë kërkon falje prej të Gjithëmëshirshmit. Ai është i vetëdijshëm se dhikri e forcon besimtarin.

49. Besimtari është i vetëdijshëm se neglizhimi i përmendjes së Allahut sjell përballjen me vështirësi në këtë jetë dhe ringjalljen si i verbër në Ditën e Gjykimit. Ai e di shumë mirë se një person që harron Allahun, në fakt ka harruar vetveten.

50. Besimtari vazhdimisht falënderon dhe lëvdon Allahun, sepse vetëm Allahu e meriton të lëvdohet dhe falënderohet në kuptimin e vërtetë të fjalës. Ai e di që Allahu nuk i do mosmirënjohësit. Falënderimi sjell shtimin e begative, kurse mosmirënjohja sjell dënimin hyjnor.




51. Besimtari jeton midis shpresës dhe frikës. Kur lexohen ajetet kuranore, atij i dridhet zemra dhe i shtohet besimi. Kjo gjë i sjell lehtësim, faljen e mëkateve, zgjidhjen e problemeve, shtimin e shpërblimit dhe begati në jetë.

52. Ai në mënyrë të vazhdueshme i kërkon falje Allahut, por veçanërisht i kërkon falje Allahut në kohën para agimit, sepse ajo është koha ku mëshira e Allahut vërshon në tokë.

53. Besimtari pendohet vazhdimisht, sepse është i vetëdijshëm që Allahu i do penduesit.

54. Besimtari mbështetet vetëm tek Allahu dhe vetëm prej Tij kërkon ndihmë. Sepse Ai është i vetmi që mund t'i japë zgjidhje çdo problemi dhe vështirësie.

55. Besimtari vazhdimisht i lutet Allahut, sepse e di që Allahu i dëgjon dhe i plotëson lutjet e njerëzve. Besimtari nuk lutet vetëm për vete, por për prindërit, bashkëshorten, fëmijët, vendin dhe shoqërinë në përgjithësi.

56. Besimtari e mban fjalën që i ka dhënë Allahut.



### *b. Morali i besimtarit ndaj besimtarëve dhe njerëzve të tjerë*

57. Besimtari flet vetëm të vërtetën. E vërteta është shkak për faljen hynore dhe përmirësimin e sjelljeve. Besimtari gjithmonë përpiqet të shoqërohet me njerëz të sinqertë.

58. Besimtari qëndron fort dhe i palëkundër në rrugën e drejtë të Islamit. Qëndrimi në rrugën e Islamit i siguron atij Xhenetin në botën tjetër.

59. Besimtari çon në vend amanetin dhe fjalën e dhënë; kur i besohet diçka, ai e ruan me kujdesin maksimal.

60. Besimtari është durimtar. Ai tregon durim përballë fatkeqësive, në qëndrimin larg harameve dhe në kryerjen me përpikmëri të urdhëresave. Përballë provokimeve të jobesimtarëve, ruan qetësinë duke mos u përfshirë nga hakmarrja.

61. Besimtari është falës, ai e mund urrejtjen dhe mllefin që mund të ketë për njerëzit që i bëjnë padrejtësi.

62. Besimtari nuk e kthen me të keqe të keqen që i bëhet, ai e fal të keqen e bërë ndaj tij, megjithëse ka mundësi të hakmerret, sepse e di që falja është më e virtytshme se hakmarrja.

63. Besimtari është altruist, bujar dhe sakrifikues. Nëse është e nevojshme, ai preferon vëllain besimtar kundrejt vetes së tij; në këtë mënyrë pastrohet krejtësisht nga egoizmi.

64. Besimtari qëndron larg fjalëve boshe që nuk i japin asnjë dobi as në këtë botë, as në botën tjetër, përkundrazi janë të dëmshme.

65. Besimtari qëndron larg ambienteve ku përqeshet dhe ironizohet feja. Nëse gabimisht gjendet në një ambient të tillë, menjëherë largohet prej atij vendi.

66. Besimtari është vëlla i të gjithë besimtarëve, ai nuk i ironizon dhe përqesh ata, nuk i thërret me emra të shëmtuar. Kurrë nuk e merr nëpër gojë vëllain besimtar, sepse e di që përgojimi është si ngrënia e mishit të vëllait të vdekur.

### *c. Edukata*

67. Besimtari nuk hyn në shtëpinë e tjetrit pa leje. Ai hyn në shtëpi duke trokitur, fëmijët nuk hyjnë në dhomën e prindërve pa trokitur dhe pa marrë leje.

68. Besimtari i përgjigjet me respekt dhe hijeshi ftesës.

69. Besimtari i përshëndet dhe u jep selam vëllezërve myslimanë, ai asnjëherë nuk e neglizhon selamin.

70. Besimtari është i matur në çdo gjë, ai është krenar dhe i ashpër ndaj ateistëve dhe i butë, i dashur dhe modest përballë besimtarëve. Ecja e tij në rrugë është plot modesti, ai nuk e lejon veten të përfshihet nga mburrja dhe mendjemadhësia.

71. Kur flet, flet ëmbël dhe butë pa e ngritur shumë zërin; për të krijuar komunikim me njerëzit përdor fjalët më të bukura dhe të ëmbla.

72. Besimtari nëpër mbledhje dhe tubime të ndryshme respekton tjetrin, duke i hapur rrugën apo liruar vendin. Ai është i gatshëm në zgjidhjen e problemit të vëllezërve myslimanë.

## VI. KËRKIMI I DITURISË

73. Besimtari bën të gjitha përpjekjet për të fituar çdo lloj diturie të dobishme, sepse dituria është ajo që e lartësoi njeriun mbi engjëjt dhe një nga elementët më të rëndësishëm që e fuqizojnë dhe lartësojnë njeriun. Ai e di, që urdhëresa e parë ishte "Lexo", që të diturit me të paditurit nuk mund të jenë të njëjtë.

74. Dijetari reflekton mbi krijesat e Allahut dhe nxjerr mësime prej tyre. Atij i shtohet besimi nga bukuria e krijimit të Allahut.

## VII. MARRËDHËNIET ME TË AFËRMIT

75. Besimtari e ndërton familjen mbi dashuri, mëshirë dhe respekt. Bashkëshortët janë si dy pjesë që plotësojnë njëra-tjetrën. Ai preferon martesën me një besimtare, megjithëse e ka të lejuar martesën me gra të Ehlu-Kitabit, ai në asnjë mënyrë nuk mar-

tohet me politeiste dhe jobesimtare. Në zgjedhjen e bashkëshortes, besimtari preferon atë me moral më të bukur.

76. Ai këshillon familjen për namaz dhe kryerjen e adhurimeve të tjera, përpiqet me të gjitha forcat t'i mbrojë ata nga zjarri i Xhehenemit.

77. Besimtari mendon për pasardhësit dhe lutet që ata të jenë besimtarë të mirë dhe të devotshëm.

78. Besimtari tregon një përkujdesje, dashuri dhe mëshirë të veçantë për prindërit.

79. Besimtari kujdeset për ruajtjen e lidhjeve fisnore; ai i ndihmon dhe përpiqet në forcimin e lidhjeve fisnore.

80. Besimtari i jep siguri fqinjit të tij të afërt ose të largët, respekton detyrimet që ka ndaj tyre.

### VIII. MARRËDHËNIET TREGTARE

81. Besimtari u qëndron besnik marrëveshjeve tregtare. Ai është i vetëdijshëm për obligueshmërinë fetare të respektimit të marrëveshjeve tregtare.

82. Besimtari i jep borxh vëllait të vet në fe dhe në rast se huamarrësi nuk mund ta kthejë borxhin në kohë, ai nuk e vështirëson atë.

83. Besimtari është i drejtë dhe korrekt në shitblerje. Në asnjë mënyrë nuk bën hile në peshë dhe matje. Ai e di se mashtrimi dhe hilja sjell përfundime të frikshme në këtë botë dhe në ahiret.

84. Besimtari qëndron larg mënyrave të fitimit të padrejtë. Sepse ai e di që fitimi i padrejtë është i ndaluar. Ai qëndron larg ryshfetit dhe korrupsionit. Ai nuk pranon dhurata kur është në detyrë shtetërore.

85. Besimtari në asnjë mënyrë nuk e përdor fenë për qëllime përfitimi, sepse e di mirë se dënimi për këtë është zjarri i përhershëm.

86. Besimtari qëndron larg fajdes dhe interesit bankar. Ai lufton për të çrrënjosur kamatën. Është i vetëdijshëm se kamata është luftë kundër Allahut dhe Pejgamberit (a.s.).

87. Besimtari është shumë i kujdesshëm ndaj mallit të jetimit dhe në asnjë mënyrë nuk e shpërdoron pasurinë e tij. Ai e di që cenimi i pasurisë së jetimit është si ngrënia e zjarrit. Ai përpiqet me të gjitha mundësitë për të krijuar kushte sa më të mira për jetimët.

88. Besimtari në çështjet e trashgimisë respekton me përpikmëri dispozitat fetare.

### IX. MARRËDHËNIET ADMINISTRATIVE DHE JURIDIKE

89. Besimtari përpiqet që detyrat e rëndësishme t'u besohen njerëzve të aftë dhe ekspertëve. Ai nuk kërkon post, por nëse i besohet e kryen me përgjegjësi, sepse e di që, nëse postet kalojnë në dorë të paaftëve është afruar Kiameti.

90. Besimtari gjykon me drejtësi midis njerëzve. Ai nuk mbron në asnjë mënyrë të padrejtët. Është dëshmitar i drejtë, edhe kur i duhet të dëshmojë kundër familjes apo të afërmve të tij.

91. Në të gjitha punët besimtari konsultohet me besimtarët dhe të zotët e mendjes. Kur merr vendime, këshillohet me të diturit. Drejtuesi tregon kujdes të veçantë nga përfitimi i këshillimit dhe konsultës. Ai në asnjë mënyrë nuk drejton sipas dëshirave dhe egos së tij.

92. Për të mirën e njerëzimit besimtari urdhëron për mirë dhe ndalon nga e keqja.

93. Besimtari u bindet autoriteteve, sepse bindja ndaj tyre është obligim fetar.

### X. XHIHADI DHE MARRËDHËNIET ME JOMYSLIMANËT

94. Besimtari mund të martohet me një grua të krishterë ose hebreje, ai mund të hajë mishin e prerë nga të krishterët dhe hebrenjtë. Kurse martesa me ata të feve të tjera dhe ngrënia e mishit të prerë nga ata është e ndaluar.

95. Besimtari përveç kohës kur është gjendje lufte, jeton në paqe me pjesëtarët e feve të tjera. Ai krijon marrëdhënie miqësore me ta brenda kornizave fetare. Besimtari garanton jetën dhe pasurinë e jomyslimanëve që jetojnë në vendin e tij. Sillet me drejtësi dhe bamirësi me ta, përderisa ata nuk shfaqin shenja armiqësie, por nuk krijon miqësi me ata që i kanë shpallur luftë fesë islame.

96. Besimtari nuk krijon miqësi vëllazërore me jobesimtarët. Ai e di që ata dëshirojnë shkatërrimin e Islamit.

97. Besimtari është i gatshëm të luftojë në rrugën e Allahut, ai është gjithmonë vigjilent ndaj armikut dhe zhvillon teknologjinë e duhur për të përballur armikun.

98. Besimtari lufton trimërisht, pa pasur frikë nga vdekja, sepse është i gatshëm të vdesë për të mbrojur fenë, jetën, nderin, atdheun dhe vlera të tjera sublime.

99. Besimtari ka mall për të rënë martir, ai e di që martirin e presin shpërblime të mëdha dhe të pafundme.

100. Nëse pala kundërshtare ofron armëpushim dhe paqe, besimtari në vend të luftës preferon armëpushimin dhe paqen, sepse qëllimi kryesor i luftës është sigurimi i paqes, qetësisë dhe çrrënjosja e padrejtësive.



# Perspektiva neutrale gjinore dhe familja nën sulm

KRIJIMI VAZHDON PËRMES DY GJINIVE TË NDRYSHME. JETA E RACËS NJERËZORE, RACËS SHTAZORE APO E BIMËVE VAZHDON DUKE U PËRBËRË NGA NJË MASHKULL DHE NJË FEMËR. PRANDAJ, ËSHTË E NEVOJSHME TË VLERËSOHET ÇËSHTJA JO NË KONTEKSTIN E 'BARAZISË', POR NË BAZË TË KËRKESAVE TË NATYRSHMËRISË.

*Salih Zeki Meriç*

Familja është elementi bazë që përbën dinamizmin kryesor të shoqërisë. Dobësimi i familjes shkakton dobësimin e dinamikës së shoqërisë dhe formimin e individëve të pashëndetshëm mendërisht dhe shpirtërisht. Familja është një institucion i shenjtë në shoqëritë si ne që e marrim referencën tonë nga Islami në përgjithësi. Është një mjedis ku njeriu më së shumti duhet të sillet me ndjenjën e vetëflijimit, sakrificës dhe përgjegjësisë morale sesa me unitetin e interesave. Është një institucion në të cilin nëna ka detyra ndaj babait, fëmija ndaj nënës, vëllai ndaj vëllait e motrës dhe në të cilin ka qëndrime që mbajnë reflekse fetare në bazë. Prandaj, nuk do të ishte një vlerësim i saktë ta shpjegonim konceptin dhe botëkuptimin tonë për familjen me kuptimin e degjeneruar, të ashtuquajtur të bazuar në liri, të perëndimit.

Kur themi familje, kuptojmë një strukturë që është e lidhur ngushtë me njëra-tjetrën dhe kjo lidhje e ngushtë i imponon disa përgjegjësi. Një botëkuptim individualist i nxjerrë në pah nga botëkuptimi modern, nuk ekziston në strukturën tonë familjare dhe shoqërore. Disa institucione të mbështetura nga perëndimi, të cilat e konsiderojnë si detyrë inxhinierinë sociale, institucioni i parë ku ata operojnë në shoqëritë që sipas tyre nuk kanë përparuar, është familja. Në vendin tonë, ku dikur bëhej planifikimi i popullsisë dhe që ende vazhdon të bëhet, po përpiqen të realizojnë qëllimet e tyre dashakeqe nën emrin e disa kontratave me referenca perëndimore. Nën titujt e «barazisë midis burrave dhe grave» ose «diskriminim pozitiv ndaj grave», «kundërshtimi i shoqërisë së dominuar nga meshkujt», zhvillohen aktivitete për të tronditur themelet e familjes gjoja me qëllime të mira për «mbrojtjen e të drejtave të grave».

Vitet e fundit, idetë që janë ngritur për diskutim në të gjitha llojet e mjediseve dhe të paraqitura në bazë të gjinisë duhet të filtrohen përmes një filtri të fortë. Para së gjithash, është e nevojshme të përdoren drejt konceptet dhe të perceptohen drejt kuptimet që u atribuojmë atyre koncepteve. Përveç të tjerash, barazia e 'gjinisë' është kundër krijimit/natyrshmërisë së burrave dhe grave. Nëse do të duhej të kishte barazi, atëherë nuk do të kishte nevojë për dallim gjinor. Krijimi vazhdon përmes dy gjinive të ndryshme. Jeta e racës njerëzore, racës shtazore apo e bimëve vazhdon duke u përbërë nga një mashkull dhe një femër. Prandaj, është e nevojshme të vlerësohet çështja jo në kontekstin e 'barazisë', por në bazë të kërkesave të natyrshmërisë.

Gjatë shqyrtimit të kësaj teme, ekziston një realitet që është thelbësor, dhe kjo është natyra e njeriut. Është një e vërtetë që duhet të jetë në natyrën e krijimit. Fitrati/natyrshmëria është si një ujë që rrjedh në shtratin e tij. Edhe nëse vendosni një pengesë, ai do të rrjedhë dhe do të përcaktojë rrugën e tij. Rolet që na imponohen për shkak të natyrës sonë,

në fakt përbëjnë identitetin tonë që nga lindja. Me fjalë të tjera, dallimet si gjinia tregojnë se edhe rolet tona duhet të jenë të ndryshme. Është e nevojshme të dihet se injorimi i këtij dallimi dhe përpjekja për të luajtur një rol apo përjetimi i konfuzionit të roleve është një situatë e rrezikshme për harmoninë e njerëzimit. Ne nuk mund t'i ndryshojmë rolet tona natyrore. Allahu e ka krijuar seksin mashkull dhe seksin femër si elemente plotësuese. Njëri nuk është e kundërta apo rivali i tjetrit. Kjo ndjenjë e kompletimit qëndron në esencë të martesave. Gjatë gjithë historisë njerëzit janë shumuar duke u martuar, martesën e kanë konsideruar si një vatër, një vend paqeje dhe e kanë vlerësuar si një bashkim të natyrshëm për qetësinë shpirtërore dhe fizike të të dy gjinive. Ndaj, ndërhyrja në institucionin e familjes, pasiguria se kush çfarë do të bëjë dhe përpjekja për të dominuar gjininë, çon gjithashtu në një konflikt rolesh. Në këtë drejtim, secili duhet të besojë se vendi ku është dhe ku qëndron është i respektueshëm, secila gjini duhet të tregojë respekt të thellë për faktin e krijimit të tjetrës dhe të besojë në dobësinë e çdo këndvështrimi që është në kundërshtim me natyrshmërinë. Vetëm atëherë do të përparohet në një terren më të shëndetshëm.

Qasja e jetës moderne për të vlerësuar në të njëjtin nivel çështjen e barazisë gjinore apo të të drejtave të bashkëshortëve në familje, ka sjellë shumë probleme. Mendja moderne thekson se pavarësia ekonomike e gruas së lirë është shumë e rëndësishme, pasi ajo i jep gruas të njëjtin kuptim që i jep burrit dhe i ngarkon gruas të njëjtat përgjegjësi që i ka ngarkuar burrit dhe si rrjedhojë ka të njëjtën pritshmëri prej saj. Ajo dëshiron të nxjerrë në pah llojin e bashkëshortëve që nuk kanë nevojë për njëri-tjetrin pothuajse në asgjë dhe që veprojnë vetëm me një ndjenjë interesi për çështje të caktuara. Si rezultat i një qasjeje të tillë, zhduket edhe vetëflijimi dhe dinjiteti që kërkohen. Kjo nxjerr një konfuzion të rëndësishëm të rolit në shoqëri. Ndryshimi apo konflikti i roleve lind më shumë nga dëshira për liri ekonomike. Mirëpo, në botëkuptimin e Islamit, burrat marrin përsipër sigurimin e jetesës dhe shtëpisë. Përgjegjësia kryesore i takon burrit. Babai është përgjegjës për t'u kujdesur për gruan e tij dhe për të siguruar mirëmbajtjen e fëmijëve të tij. Nga ana tjetër, gruaja është përgjegjëse për mbrojtjen e nderit të saj, dinjitetin e burrit të saj, kryerjen e përgjegjësive për fëmijët e saj dhe koordinimin e punëve të tjera të shtëpisë. Kur të dyja palët kanë të njëjtën pritshmëri, veçanërisht nëse 'liria ekonomike' është me idenë e dominimit të tjetrit ose të krijimit të një hapësire private, atëherë nuk do të ishte e drejtë ta quanim martesë atë bashkim.

Në pikën që kemi arritur sot, theksohet një 'botë pa burra', veçanërisht përmes grave. Fatkeqësisht, kjo qasje, e cila është në kundërshtim me natyrën, të kaluarën dhe realitetin e njerëzimit, vazhdimisht e sjellin në rendin e ditës shumë organizata kombëtare apo ndërkombëtare të krijuara për të ashtuquajturën mbrojtja e të drejtave të grave. Sjelljet e pahijshme individuale ndaj gruas dhe vrasjet me përmbajtje të panjohur në shumë aspekte, shfaqen si ide e «demonizimit të burrave» dhe zhvlerësimit të burrave. Si rrjedhojë në shoqëri po rritet vazhdimisht «armiqësia ndaj burrave». Kjo është një çështje në të cilën nuk dihet se kush ka të drejtë apo gabim, pra, si një litar që i ka ikur filli.

Prandaj, është e nevojshme të dihet se të gjitha mendimet dhe idetë e nxjerra në pah në bazë të gjinisë nuk mund të japin një rezultat. Sepse, siç e kemi thënë edhe më lart, burrat dhe gratë nuk janë rivalë apo të kundërt të njëri-tjetrit, ata janë plotësues të njëri-tjetrit. Në shprehjen kuranore ata janë quajtur si amanet ndaj njëri-tjetrit. Ajo që është amanet gjithmonë mbrohet dhe vëzhgohet. Andaj nuk mund ta gjejmë të drejtën dhe atë që na përshtatet duke u ekspozuar ndaj imperializmit kulturor dhe duke i parë çështjet tona me syzet e të tjerëve. Ne mund të arrijmë një rezultat më të saktë duke zhvilluar një perspektivë për çështjet brenda kornizës së kulturës së lashtë të gjeografisë sonë dhe parimeve që na ka mësuar Islami. Të jetosh sipas natyrës, jo lirisë, e bën njeriun të qetë. Çlirimi individual i gruas gjithashtu ka të metat e veta dhe një perspektivë e dominuar nga meshkujt gjithashtu ka problemet e veta. Prandaj, nocioni i familjes, i cili është i domosdoshëm për një shoqëri të shëndoshë, duhet të jetë fusha jonë më e ndjeshme. Sepse kur përmendet familja, kuptohet se ajo është një fenomen në të cilin përjetohen së bashku konceptet e privatësisë, nderit, të ardhmes, lumturisë, vetëbesimit dhe shpresës. Në themel të mashtrimit të barazimit të gjinive qëndron ideja e dënimit të një shoqërie me zhdukje deri në rrënjë.



# Qyteti përqafues: Medina

*Sami Jajllallë*

Poetët flasin për përqafimin e një qyteti në poezitë e tyre, herë Stambollin, herë Parisin, herë një qytet tjetër në botë. Por poetët që mund të flasin për qytetin përqafues kanë qenë të paktë edhe në të kaluarën, edhe sot. Jethribi e takoi në rrugë profetin e fundit, i cili po kërkonte një strehë dhe e përqafoi si nënë. Ndërkohë, një qytet tjetër quhej nëna e qyteteve. Ky qytet i vogël, Jethribi, u bë një qytet që dërgoi mesazhe nëpër epoka dhe shekuj dhe i bëri brezat të thithnin aromën e Tij (profetit) si një trëndafil që nuk shuhet kurrë, domethënë u bë Medine. Pavarësisht se sa herë silueta e këtij qyteti ka ndryshuar, ai është ende qyteti më i dashur i zemrave myslimane, ndoshta ngaqë mbart respektin e atij (profetit).

Prekjet që e bënë Jethribin Medine mund të duken të thjeshta sot, por nëse ua bëni të njëjtat prekje qyteteve të tjera, as nuk u mbetet një efekti i njëjtë, as një përqafim të llojit që mund të pranohet nga ky efekt.

Ndërsa përshkruante qytetet në veprën e tij Tahsilu's-Sa'ade, Farabiu dukej se po përshkruante vetëm Medinën. "Mbledhja e njerëzve në qytete është si mbledhja e trupave në të gjithë universin. Ashtu si të gjitha parimet dalin nga një parim në botë dhe krijojnë një rend të caktuar ekzistence, në mënyrë të ngjashme, në çdo gjë në shoqëri dhe qytet, ekziston një udhëheqës i parë, pastaj qytetarët e qytetit që i binden udhëheqësve që e ndjekin dhe njerëzit e qytetit që i pasojnë ata." Profeti (a.s.), është prijësi ynë që bashkoi virtytet e bukura dhe na i paraqiti si ato Usvetun Hasene (shembull i shkëlqyer) dhe ai bëri prekjet e tij të para në Medine pas hixhretit që bëri në këtë tokë. Nga çdo prekje u formua një institucion dhe u shndërruan në stacione të përhershme në aventurën e jetës së myslimanëve.

Halid Imam Ebushanpi (Khaled Emam Abushanp) shkroi në një artikull mbi Fikhun dhe Medinën: "Islami u vendos në Medine dhe ajetet e fikhut u shpallën në Medine. Në Medine u vendos veçanërisht privatësia, u vendos se si do të jenë shtëpitë dhe rrugët, si do të ndërtohen xhamitë dhe nga kush, ku dhe nën kontrollin e kujt do të formohet bejtu'l-mali (Thesari i shtetit). Myslimanët e ndërtuan qytetin e tyre me në qendër Mesxhidu'n-Nebeviun, sipas ajeteve të shpallura të fikhut dhe rregullave të vendosura nga i Dërguari i Allahut (a.s.). Në një farë mënyre, fikhu u konkretizua dhe duke formuar Medinën, ai zbuloi një nga treguesit më të rëndësishëm të botëkuptimit të myslimanëve ndaj qytetit.» Duke e shpjeguar këtë, ai theksoi



se edhe Pejgamberi (a.s.), në të vërtetë e rregulloi qytetin duke marrë frymëzim nga ajetet.

Mesxhidu'n-Nebevi (Xhamia e Profetit) është marrë si qendër e qytetit të Medinës. Qendra është xhamia dhe xhamia është ajo që mbledh dhe bashkon. Pas hixhretit, xhamia që i bashkoi dhe mblodhi ensarët dhe muhaxhirët ishte Mesxhidu'n-Nebevi. Xhamia e Profetit u ndërtua nga degë hurmash edhe me përpjekjet e Pejgamberit (a.s.). Myslimanët bashkëpunuan me njëri-tjetrin, pemët e hurmave dhe qerpiçët u kthyen në një shtëpi nga shtëpitë e Allahut. Bahçja e Hazreti Fatimes në vendbanimin Mesxhidu'n-Nebevi frymëzoi oborrin e xhamive të ndërtuara nga paraardhësit tanë me shekuj. Kurse pusi i ujit në qendër të këtij oborri u bë paraardhësi i burimeve. Pemët e hurmave dhe degët e tyre të Xhamisë së Profetit janë shndërruar në portikë, harqe, stalaktite dhe dekorime në xhamitë tona historike, duke ruajtur shprehjen e tyre mekanike, edhe pse jo materiale, deri më sot.

Zona e rezervuar për As'habu's-Suffen në bahçen e Xhamisë së Profetit është në thelb një shkollë, por një shkollë ku jepen njohuri reale... Këtu nxënësve u jepeshin njohuritë rreth kësaj bote dhe botës së përtejme. I Dërguari i Allahut (a.s.), mbante vetë biseda me njerëzit e Suffe-s mbi leximin e Kuranit dhe shkencat fetare. Shumica e hafizëve të Kuranit dhe e transmetuesve të haditheve dolën nga Suffa. Ata shkuan në qytete të ndryshme dhe atje predikuan Islamin. Atyre që sapo konvertoheshin në Islam u mësuan njohuritë themelore të Islamit. Suffe ishte gjithashtu një jetimore dhe një shtëpi për mysafirë. Ishte një zonë ku strehoheshin të pastrehët, të vetmuarit dhe të huajt.

Shtëpia e të Dërguarit të Allahut (a.s.), u ndërtua së bashku me Mesxhidu'n-Nebeviun. Edhe shtëpitë e tjera ndoqën shembullin e saj. Madhësinë e shtëpisë së Profetit (a.s), mund ta kuptojmë prej haditheve të transmetuara nga Aishja (r.anha). Sado të mundohemi, sipërfaqja e asaj shtëpie nuk i kalon 5-6 metra katrorë. Fatkeqësisht, ne marrim si shembull Xhaminë e Profetit kur ndërtojmë xhamitë, por pothuajse kurrë nuk e marrim shtëpinë e Profetit (a.s.), si shembull kur ndërtojmë shtëpitë tona. Rrugët ishin planifikuar në atë mënyrë që dy deve të ngarkuara të ndërroheshin me njëra-tjetrën, në mënyrë që kufiri i privatësisë midis shtëpive të ruhej dhe të hiqej mundësia që shtëpitë të mos ia zinin diellin njëra-tjetrës.

Tregu, i cili u krijua në Medine me udhëzimin e Pejgamberit (a.s.), ishte planifikuar në një mënyrë që theksonte disa pika themelore në ekonominë islame. Ky vend tregu u krijua në një zonë të ndryshme nga vendet e tregut të hebrenjve dhe politeistëve. Për më tepër, ndryshe nga ato të tyre, nuk kishte taksë tregu dhe pronësia e tregjeve nuk mund t'u kalonte individëve. Në këtë mënyrë u parandalua monopolizimi, i cili e rriste forcën e të fortëve duke i dobësuar më shumë të dobëtit. Për shkak të kësaj praktike, e cila ishte e ndryshme nga tregjet e tjera, tregu mysliman i Medinës u rrit dhe u bë një vend i njohur e i kërkuar.

Varrezat Xhennetu'l-Baki janë në afërsi të Mesxhidu'n-Nebevi. Varrezat, të cilat gjenden në qendër të qytetit, jo vetëm që garantojnë kryerjen e shpejtë të varrimeve të myslimanëve të vdekur, por edhe u kujtojnë të gjallëve vdekjen duke ua theksuar atyre se jeta e kësaj bote është e përkohshme.

Qyteti i Medinës, i cili u formësua nga interesimi i vetë Profetit (a.s.), u zhvillua përmes këtyre vendeve bazë dhe u bë shembull për qytetet islame të sapokrijuara apo të riformuara.





# AGIMI ËSHTË KOHA E PASTRIMIT TË BESIMTARIT

Dr. Kerim Bulladë

Në Kuranin Fisnik, në sure të ndryshme, flitet për cilësitë e besimtarëve, për besimin e fortë të tyre, për dhënien pas ibadetit, për përpjekjet që shfaqin në dhënien për hir të Allahut Teala, për konceptimin e nderit, për ruajtjen e amanetit, për respektin që kanë kundrejt Allahut të Madhëruar dhe për largimin e tyre prej gjërave që nuk u interesojnë.[1] Në këtë shkrim, do të flasim vetëm për disa cilësi të besimtarëve.

**1. Natën e kalojnë duke i bërë sexhde Allahut Teala.** Besimtarët bëjmë shumë ibadet edhe natën, ashtu siç nuk i nënvlerësojnë ibadet e ditës, ndërkohë që punojnë për të fituar dhe për të plotësuar nevojat e shtëpisë. Kurani Fisnik thotë kështu për ata:

***"Robërit** (e veçantë) **të Rrahmanit janë ata që ecin me modesti në tokë. Kur u hedhin ndonjë fjalë injorantët, ata thonë paqe (pa i lënduar ata)! Ndërsa natën e kalojnë duke bërë sexhde dhe kijam** (pjesë e namazit që fillon me tekbirin fillestar dhe mbaron në ruku)**."***

Kur besimtarët hyjnë në mbrëmje në shtëpitë e tyre, nuk e kalojnë kohën pa u marrë me diçka. Ata e përmendin gjithmonë Allahun e Madhëruar kur janë duke pushuar, kur janë ulur dhe kur ngrihen. Besimtarët nuk janë neglizhentë në këtë çështje. Ata i drejtohen Allahut Teala, qëndrojnë në audiencën e ti dhe falin namaz në mënyrë të sinqertë.

Besimtarët veprojnë të vetëdijshëm për ekuilibrin e ndjeshëm që shprehet në ajetin Kuranor, ku Allahu i Madhëruar thotë:

***"A mund të jetë** (i njëjtë me mohuesin) **ai që e kalon natën duke bërë sexhde e duke qëndruar në kijam, që frikësohet për ahiretin e tij dhe kërkon mëshirën e Zotit?.."***[2]

Besimtarët veprojnë duke e kuptuar delikatesën dhe rëndësinë e detyrës që u është dhënë. Qëndrimi në sexhde dhe qëndrimi në kijam, është cilësia themelore e tyre. Besimtarët bëjnë sexhde në orët e vona të natës dhe lexojnë ajetet e Allahut Teala.[3] Besimtarët bëjnë sexhde duke qarë kur përmenden ajetet e Allahut Teala, që është shumë i mëshirshëm dhe ndjekin rrugën që të shpie te e vërteta dhe rrugën e pejgamberëve të zgjedhur, si Hz. Ademi, Hz. Nuhu, Hz. Ibrahimi, Hz. Jakubi, Hz. Ismaili[4] dhe Hz. Muhamedi, sallallahu alejhi ve sellem.

**2. Flenë pak natën.** Kurani Fisnik i shpreh kështu cilësitë e bukura të besimtarëve, që e kanë merituar xhenetin në këtë botë:

***"Pa dyshim, ata që i frikësohen Allahut do të jenë në kopshte dhe burime duke marrë atë që ua ka dhuruar Zoti i tyre, meqë më parë kanë qenë punëmbarë. Ata flinin pak natën, ndërsa në agim kërkonin falje** (nga Allahu).*[5]

Besimtarët bëjnë punë të mira në këtë botë. Nuk u hyn gjumë në sy, për shkak të dashurisë ndaj Allahut dhe ngaqë frikësohen për ahiretin e tyre. Në këtë mënyrë, bëjnë ibadet dhe kryejnë obligimet e tyre. Ata nuk flenë në kohën e agimit dhe i kërkojnë falje Allahut Teala për gabimet e tyre. Agimin që është koha më e përshtatshme për lutje dhe istigfar, e kalojnë me ibadet. Istig-

1. Shik. El-Bakara, 2/1-5, el-Mu'minun, 23/1-9, etj.

2. ez-Zumer, 39/9.
3. Shik. Al Imran, 3/111.
4. Shik. Merjem, 19/58.
5. Edh-Dharijat, 51/15-18.

farin që meriton të pranohet nga Zoti, e bëjnë këta njerëz të mirë.[6]

Besimtarët bëjnë ato gjëra për të cilat janë urdhëruar dhe i lënë ato të cilat i kanë të ndaluara. Të flesh pak, të bësh shumë ibadet, të kërkosh falje natën, ta zbukurosh atë me lutje dhe përgjërime, janë cilësitë më të dallueshme te besimtarët. Për shkak të këtij sinqeriteti dhe besnikërie ndaj Allahut Teala, arrijnë kënaqësinë e Zotit (xh.xh.), dhe fitojnë xhenetin me mirësinë e Tij.

**3.** Trupat e tyre qëndrojnë larg shtretërve. Besimtarët qëndrojnë gjatë pa fjetur natën. Ata digjen me dashurinë për të fituar shtretërit e jastëkët e përhershëm[7] dhe qëndrojnë larg shtretërve e jastëkëve të përkohshëm. Kurani Fisnik i thekson kështu cilësitë themelore të besimtarëve:

***"Shpalljet Tona i besojnë vetëm ata të cilët, kur u përmenden, bien në sexhde, dhe të cilët e adhurojnë Zotin e tyre, e lavdërojnë dhe nuk bëhen mendjemëdhenj. Ata ngrihen nga shtrati, i luten Zotit të tyre me frikë e shpresë dhe japin nga ajo që iu kemi dhënë Ne. Askush nuk di se çfarë gëzimesh janë fshehur për ta*** *(në jetën tjetër)*, ***si shpërblim për punët e mira që kanë bërë. Vallë! A është besimtari njësoj si keqbërësi? Jo, ata nuk janë të barabartë. Ata që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, do të kenë Xhenetin strehim, si shpërblim për punët*** *(e mira)* ***që kanë bërë."***[8]

Besimtarët janë gjithmonë ndërmjet frikës dhe shpresës. Ata gjithmonë shpresojnë në mëshirën e Allahut të Madhëruar.[9] Nga ana tjetër, frikësohen nga zemërimi dhe ndëshkimi i Allahut Teala. Ata shpresojnë xhenetin, por frikësohen shumë edhe nga xhehenemi.

**4.** Namazet i falin vazhdimisht. Besimtarët i falin gjithmonë namazet e tyre. Ata nuk i lënë pesë vaktet, namazin e xhumasë dhe namazet e bajrameve. Përveç namazeve farz, ata nuk nënvlerësojnë edhe namazet nafile. Besimtarët i falin namazet vazhdimisht, ashtu siç shprehet edhe në ajetin Kuranor:

6. Elmallëllë, Muhammed Hamdi Yazir, Hak Dini Kur'an Dili. Ata që e kanë thjeshtëzuar: Ismail Karaçam shokët e tij, Gjermani, pa datë, VII, 255.

7. err-Rrahman, 55/54; el-Vakia, 56/34; el-Gashije, 88/15.

8. es-Sexhde, 32/15-19.

9. Shik. ez-Zumer, 39/53.

***"Ata janë të vazhdueshëm në faljet e tyre." "Ata që i falin namazet rregullisht."***[10]

Ata janë të kujdesshëm ndaj namazeve, ashtu siç ruajnë jetën e tyre, sepse ua dinë vlerën. Ata kurrë nuk qëndrojnë larg rukusë dhe sexhdes. Në çfarëdo kushtesh që të jenë, nuk e lënë namazin për asnjë lloj pune, pozite, grade, pasurie dhe fame. E pranojnë namazin si një argument real të besimit të tyre. Ata e duan namazin, i cili është një praktikë dhe një argument i jashtëm i fjalës së Teuhidit. Ata ndjejnë dashuri për namazin si për dritën e syve të tyre.

Besimtarët i vazhdojnë ibadetet, namazet dhe lutjet derisa t'u vijë jakini (vdekja). Ata veprojnë brenda kornizës së urdhrave hyjnorë për të cilët bëhet fjalë në këto ajete kuranore:

***"Tani, lartësoje Zotin tënd duke e lavdëruar dhe bëhu prej atyre që i përulen Atij duke u falur! Dhe adhuroje Zotin tënd derisa të të vijë vdekja!"***[11]

Ata përpiqen të lartësohen pa u vënë rëndësi nënvlerësimeve, talljeve dhe nënçmimeve të askujt. Ata ndjejnë kënaqësi me vetëdijen ndaj ibadetit, i cili u është gdhendur në shpirtrat e tyre dhe përjetojnë qetësi shpirtërore duke falur namaz. Ata e dinë se në jetën e ibadetit nuk ka qetësin, pushim, raport apo ndërprerje dhe në këtë mënyrë përpiqen ta plotësojnë jetën e tyre të përkohshme. Për këtë arsye, në çdo punë të besimtarit ka mirësi.

10. el-Mearixh, 70/23,34.

11. el-Hixhr, 15/98-99.



# BASHKË ME TË RINJTË NË RRUGËN E EDUKIMIT

*Idris Arpat*

Çështja e mësim-edukimit është një nga çështjet më serioze të njerëzimit. Ashtu siç ka lidhje mënyra e botëkuptimit dhe jetesës sonë me mësim-edukimin, ashtu ka lidhje edhe grada jonë me cilësinë e arsimit. Dashuritë tona, dëshirat, aftësitë dhe dobësitë tona; mungesa e idealeve, jeta pa qëllime dhe të gjitha të metat tona të ngjashme me këto, në një farë mënyre janë të lidhura me mësim-edukimin.

Thonë se mësim-edukimi është një "profesion pejgamberësh". Kjo mund të thuhet edhe për shkak se pejgamberët kanë qenë mësuesit e njerëzimit, por edhe për të theksuar rëndësinë e kësaj çështjeje.

Popujt që e marrin seriozisht jetën dhe mendojnë për të tashmen e të ardhmen e tyre, i japin shumë rëndësi mësim-edukimit. Ata, jo vetëm që ndajnë pjesën më të madhe të buxhetit për fushën e arsimit, por i orientojnë në këtë fushë edhe fëmijët më të zgjuar dhe mendjet më të mprehta. E njëjta gjë është edhe nëse e shohim nga aspekti i familjes dhe i nxënësit. Cilëndo familje të pyesni se "cila është gjëja më e shtrenjtë për ju?", "fëmijët", do t'u përgjigjen. Sigurisht që familjet dëshirojnë t'i edukojnë fëmijët e tyre nëpër shkolla me emër. Fëmijët e tyre që i kanë rritur me aq mund, nuk do të dëshironin kurrë t'i linin në dorën e mësuesve të rëndomtë nëpër shkolla të thjeshta.



Në fillim, deri në një farë mase nxënësi mund ta kuptojë rëndësinë e çështjes së edukimit dhe se a janë apo jo të përshtatshme kushtet e mësimit. Por me kalimin e kohës dhe me zhvillimin e aftësisë së perceptimit, ai arrin ta kuptojë mirë nivelin e shkollës dhe të mësuesve. Për rrjedhojë, ai e di mirë se çfarë themelesh po hidhen, ato të lumturisë apo të shkatërrimit.

Një temë të gjerë siç është kjo e mësim-edukimit, është e vështirë ta përmbledhësh të gjithën brenda kufijve të këtij shkrimi, por megjithatë, do të dëshiroja të hyja pak në detaje.

Le të marrim në dorë lëndën e letërsisë. Për shkak se është një lëndë me përmbajtje të gjerë dhe plot ngjyra, ajo e tërheq vëmendjen e nxënësit, e emocionon dhe zgjeron botën e tij të imagjinatës. Kështu duhet të jetë mësimi, nëse mësuesi i lëndës është i vetëdijshëm për përgjegjësinë që ka, e ka pasion lëndën dhe është i aftë. Po ashtu, edhe lëndët e tjera varen nga këto parime.

Çdo lëndë ka ngjyrat dhe veçoritë e saj tërheqëse. Mjafton që mësuesi i lëndës të kuptojë rëndësinë e çështjes, të ndjejë përgjegjësinë dhe të përdorë potencialin që ka.

Këtu duhet të theksojmë se edhe aftësitë dhe prirjet e nxënësit duhet të merren patjetër në konsideratë. Ashtu si çdo fëmijë nuk është i aftë në çdo lëndë, edhe prirjet e tij nuk janë të njëjta për çdo lëndë. Padyshim se orientimi i nxënësit në një degë sipas aftësive dhe prirjeve të tij, është e detyrueshme. "Puna më e lehtë është ajo që bëhet me dashuri". Prandaj duhet ta kuptojmë mirë rëndësinë e aftësisë dhe dashurisë dhe të besojmë në forcën e saj.

* * *

Nëse shkolla arrin t'i japë fëmijës zakonin e leximit, do të thotë se ka arritur një sukses shumë të madh. Do të thotë se tashmë, orët e mërzitshme janë kthyer në orë tërheqëse. Allahu betohet në penën dhe ato që shkruhen me të. Por kushedi çfarë mirësish do të falë Ai për shkak të edukimit të mendjeve të arta dhe zemrave të gjera. Në këtë mënyrë, njeriu do të kapërcejë një nga një të gjitha shkallët e zhvillimit dhe do të arrijë mendime të larta e ndjenja të pastra. Kufijtë e kënaqësisë do të qartësohen dhe do të zgjerohen me zgjerimin e botës së mirësisë. Prej mirësive të qiejve dhe të tokës do të burojnë gëzime dhe festa të ndryshme.

Prej lëndëve të logjikës e matematikës do të arrihen mendime të qarta, ndërsa prej filozofisë dhe tasavufit thellësi e gjerësi. Me qartësimin e dijes do të kenë saktësi edhe mendimet e mbështetura në dije. Mendimet e sakta do të sjellin vendime të sakta, ndërsa vendimet e sakta, do të sjellin zbatime të suksesshme. Kushti i domosdoshëm për arritjen e këtyre sukseseve dhe pasurive, janë mësuesit që vlojnë nga brenda.

*Le të kujtojmë edhe një çështje:*
*Ashtu siç është "leximi"*
*një mënyrë mësimi në rrugën e dijes,*
*ashtu është edhe "dëgjimi".*
*Në Kuranin Fisnik, urdhërohet:*
***"Ata të cilët dëgjojnë fjalët***
***dhe pasojnë atë më të bukurën***
***prej tyre..."** (Zumer, 18)*

Mësuesi...

Njeriu që ka marrë mbi supe misionin e pejgamberëve, ka marrë përsipër një barrë shumë të rëndë prandaj jeton me ndërgjegje. Ai është njeriu që i ka kthyer gjembat nga brenda dhe nga jashtë çel gjithmonë trëndafila. Sado shqetësime të ketë, ai është njeri që preferon të qeshë. Ai është njeriu që jeton për të ardhmen.

Edhe një bukuri, edhe një urtësi, edhe një varg, edhe një fjali të bukur... në këtë mënyrë, këta njerëz nuk e kuptojnë përfundimin e ditëve të numëruara... Vetëm për të edukuar një nxënës durojnë një mijë të këqija. Ata janë njerëz që thonë "vdes nëse nuk jap mësim", "ditën kur të mos vij në mësim, ejani në varrimin tim". Për ta nuk ka kufi në shërbimin ndaj nxënësve dhe arsimit. Ata edhe prej vrasësit më të keq arrijnë të nxjerrin flamurtarë të besimit.

Nëse nuk gjeni dot mësues të mirë, gjithçka bëhet e vështirë. Fati më i keq i fëmijëve nuk është mungesa e shkollës, e pajisjeve mësimore apo e parave. Këto mund të zgjidhen në një farë mënyre. Por çfarë do të bëni nëse mësuesit i shuhet ideali, i ngushtohet horizonti dhe i ndalen përpjekjet? Mungesa e vizionit, e përpjekjes dhe e entuziazmit e bën jo vetëm shkollën sikur ka rënë zjarri, por edhe fëmijët i kthen në lule që vyshken pa çelur ende mirë. A nuk ia nxin të ardhmen shoqërisë ky problem?

Ja pra fëmijë e të rinj! Ju jeni të interesuarit e drejtpërdrejtë të gjithçkaje që ndodh. Programi i shkollës kështu, mësuesit ashtu, botëkuptimi i edukimit një përrallë tjetër etj… Por sido që të jetë, ju duhet patjetër të gjeni një mënyrë për të zhvilluar veten. Nuk ndodhemi në vendin e ankesave dhe qarjeve, por në testin e seriozitetit dhe sinqeritetit. Askush nuk i ka ngjitur shkallët e suksesit me duar në xhepa e duke fishkëllyer. Kjo është koha për të shtrënguar dhëmbët dhe për të mësuar durimin. "Fillimet e dijes janë më djegëse se qepa, por fundi është më i ëmbël se mjalti", miku im. Ti duhet të dish të përtypësh hidhërimet pa e shtrembëruar fytyrën dhe t'u vësh gjoksin vështirësive.

Nëse e mësoni mirë arabishten, do t'u hapen dyert e dijes islame e, nëse e mësoni anglishten, u hapen dyert e kulturës botërore. Prandaj, këto dy gjuhë duhen mësuar në mënyrë sa më të dobishme. Përndryshe, nuk mund të hapeni në oqeanet e gjera të dijes, mendimit dhe artit, por do ta burgosnit veten në një hapësirë shumë të ngushtë.

Nga ana tjetër, duhet të fitoni një zakon të vazhdueshëm e të rregullt të leximit. Ka shumë libra dhe shkrime që ju presin për t'i lexuar. Me të lexuar e mësuar, shtohet edhe kureshtja, ngrihet edhe niveli i botëkuptimit dhe perceptimit tuaj.

Gjatë leximit nuk duhet të nxitohemi. Duhet të shpëtojmë nga ndjenja e mbarimit sa më shpejt të shkrimit apo të librit. Përndryshe, do të na shpëtojnë shumë urtësi dhe shprehje të bukura.

Një çështje tjetër e rëndësishme është edhe marrja e shënimeve. Kur lexojmë një libër, duhet të marrim shënim çdo gjë të rëndësishme dhe çdo fjali që na pëlqen. Në sajë të shënimeve, prej atyre që mësojmë kur jemi pesëmbëdhjetë vjeç do të përfitojmë edhe kur të jemi dyzetepesë vjeç. Shënimet e mbajtura, në të ardhmen do t'ju falin emocione të reja dhe do t'u hapin derën shumë zhvillimeve të dobishme.

Njeriu nuk duhet ta detyrojë veten të lexojë këtë apo atë libër të caktuar. Ai duhet të lexojë atë libër që dëshiron. Ashtu siç nuk i pëlqejnë gjithmonë të njëjtat gjellë, njeriut nuk i pëlqejnë gjithmonë edhe të njëjtët libra. Në lidhje me këtë çështje, kriteri më i mirë është interesi i njeriut. Njeriu duhet të lexojë librin për të cilin ka interes dhe dëshiron ta lexojë. Në këtë mënyrë edhe kultura jonë mbushet me ngjyra, por edhe lexojmë me dëshirë e pasion.

Njeriu që merret me dije dhe mendime, në të njëjtën kohë duhet edhe të shkruajë. Ai duhet t'i shkruajë mendimet dhe disa prej ndodhive të gëzueshme e të hidhura, duke shënuar edhe datën e tyre. Këto mund të jenë ditarë të çmuar, poezi ose tregime të shkurtra. Në këtë mënyrë, nuk i çojmë dëm frytet e mendjes dhe zemrës sonë. Duke shkruar vazhdimisht, do të arrijmë mendime më të qarta, pjekuri dhe tekste më të bukura.

Pjesëtarët e një feje që betohet në penën dhe ato që shkruhen me të, nuk duhet ta lëshojnë kurrë penën nga dora. Ju e dini, është një metodë që quhet "Të mendosh duke shkruar, të shkruash duke menduar".

Njeriu nuk duhet t'i mbajë për vete ato që mëson. Në një farë mënyre, ai duhet t'i shprehë ato në çdo moment të përshtatshëm. Mendimet e qëlluara dhe fjalitë e bukura duhen shprehur patjetër në një moment kafeje, gjatë një bisede ose gjatë një shëtitjeje. Është e mundur që këto të tërheqin vëmendjen e dëgjuesit dhe të ndikojnë tek ai. Fshehja e dijes nuk ka asnjë dobi. Retë mbajnë shumë shi, por nëse nuk e lëshojnë, janë të padobishme.

Bisedat në aspektin e dijes dhe mendimit, në të njëjtën kohë janë edhe stërvitje e mendjes. Rruga e dijes dhe njohjes, është një rrugë e gjatë dhe e hollë, e cila kërkon durim, vazhdimësi, kujdes dhe metodë. Këto janë elementet e domosdoshme të kësaj rruge.

Le të kujtojmë edhe një çështje: Ashtu siç është "leximi" një mënyrë mësimi në rrugën e dijes, ashtu është edhe "dëgjimi". Në Kuranin Fisnik, urdhërohet: ***"Ata të cilët dëgjojnë fjalët dhe pasojnë atë më të bukurën prej tyre…"*** (Zumer, 18) Pra, të dëgjosh me vëmendje, të marrësh atë që është më e bukur e të lësh atë që nuk është e dobishme. Me një fjalë, të kesh një mendje që zgjedh e jo që merr ose lë gjithçka. Nëse përvetësohet kjo metodë, udhëtari i dijes do të përfitojë shumë.

Edhe një çështje:

Qëllimi ynë i vetëm në veprimtaritë tona drejt dijes e njohjes, është kënaqësia e Allahut të Madhëruar. Në hyrjen e sures el-Muddeththir, e cila është një nga suret e para që është zbritur, pasi Allahu i drejtohet Pejgamberit tonë (a.s.), duke i thënë të ngrihet e të thërrasë njerëzit, të madhërojë Allahun, të pastrohet nga papastërtitë trupore dhe shpirtërore, Ai e urdhëron që pas të gjitha këtyre: "Të durojë për hir të Zotit!". Pra, çështja është shumë e qartë. Në të kundërtën, gjithçka bëhet e pamundur.

# Për udhëtarët e Rrugës Shpirtërore...

*Sadik Dana*



Bota është seri-uz-zeval (diçka që kalon shpejt). Kushdo që vjen, jeton për një kohë të caktuar. Disa vdesin të rinj, disa të moshuar. Lum për ata që mund ta kalojnë këtë provim!..

Allahu i Madhëruar na ka bërë robër të Tij. Na ka bërë umet të të Dashurit të Tij. Këto janë mirësi të mëdha për ne...

Por ja që ne duhet të përfitojmë nga kjo rrugë.

Njerëzit janë dy llojesh:

Ata që arrijnë tek Allahu i Madhëruar,

Ata që nuk arrijnë dot tek Allahu i Madhëruar.

Ata që nuk mund të arrijnë te Allahu i Madhëruar, bëjnë adhurim formalisht. Adhurimet e tyre janë të shumta, madje ka nga ata që ngrihen në seher (kohën pak para agimit). Por gjendja e zemrës së tyre nuk është e zhvilluar. Ata ia atribuojnë gjithçka vetes. Kështu që thonë: E bëra unë, e bëra vetë, etj.

Ata nuk mund t'i duan vëllezërit e tyre siç duhet. Mirëpo, robi i vërtetë e di se çdo gjë është nga Allahu i Madhëruar. Meqenëse Allahu i Madhëruar na ka dhënë mirësi kaq të mëdha, edhe ne do t'i inkurajojmë ata që nuk janë në këtë rrugë, që ta ndjekin këtë rrugë. Kështu do të shpresojmë. Në veçanti kushti dhe hapi i vetëm për të pasur sukses është të jemi shumë të kujdesshëm ndaj rregullave të Kuranit Fisnik. Pakujdesia nuk është sukses. Njeriu duhet ta dijë se ku po shkel. Ne duhet të jemi të përpiktë për atë që Allahu ka urdhëruar dhe ndaluar. Nuk mjafton të thuash se je i devotshëm. Ne duhet t'u kushtojmë vëmendje këtyre çështjeve, në mënyrë që të përparojmë plotësisht.

Pasi t'u kushtojmë vëmendje këtyre çështjeve, do të kemi kujdes edhe për çështjet haram dhe hallall. Veprimet tona patjetër duhet të jenë hallall. Nëse njeriu i kushton vëmendje (kësaj çështjeje), Allahu i Madhëruar dhuron çdo lloj lehtësie dhe mirësie.

Pastaj duhet të jemi të vendosur. Bota është vendi i preokupimit. Çdo ditë njeriu ndeshet me një mijë e një vështirësi që i pëlqejnë apo nuk i pëlqejnë. Sipas radhës, ai mund të dëmtohet nga familja. Familja e tij nuk i bindet. Kështu bëhet i varfër ndërkohë që ishte i pasur. Ndonjëherë bëhet i pasur ndërkohë që ishte i varfër. Ata që bëhen të pasur, ndërsa ishin të varfër, nuk duhet të llastohen. Ata përsëri duhet t'i kryejnë detyrat e të qenët rob i Zotit. Njeriu mund të sëmuret ndërkohë që është i shëndetshëm. Por nëse është i vendosur, do ta kryejë detyrën e tij të të qenët rob.

Sa më shumë që një rob të jetë në rrugën e Allahut të Plotfuqishëm, aq më shpejt Allahu i Plotfuqishëm e zhvillon zemrën e tij në këtë botë. Kështu që atij gjithçka fillon t'i duket në rregull. Asnjë pikëllim nuk e mërzit atë, gjithçka i duket e mirë. Ne duhet të ngrihemi në kohën e seherit dhe duhet ta falim namazin e tehexhudit. Pastaj duhet ta bëjmë mësimin tonë shpirtëror me dëshirë. Namazi që kryhet për zakon nuk është edhe aq i vlefshëm.

Ka prej disave që thonë: «Kam njëzet vjet që fal namaz, por nuk mund të ndjej kënaqësi.» Për këtë ka një arsye: Ose nuk i kushton rëndësi asaj që është haram apo hallall, ose nuk e kupton rëndësinë e namazit. Nëse perceptohet rëndësia e namazit, merret një frymëzim shumë i madh. I tillë është edhe mësimi shpirtëror... Ne duhet të ngrihemi në seher dhe duhet t'i kryejmë me përpikëri çfarëdo që është urdhëruar. Ndërsa bëjmë dersin (mësimin), zemrën duhet t'ia kushtojmë plotësisht Allahut të Madhëruar. Ai është një moment i tillë që, përgjatë tij jemi me Zotin tonë... Kështu do t'ia kushtojmë zemrën Atij. Në atë moment nuk do të mendojmë as për botën tjetër, as për këtë botë, as për familjen, as për fëmijët, as për nënën, as për babanë, as për fqinjin... Këta do t'i largojmë plotësisht nga zemra. Kështu ky do të jetë një dhikër i plotë dhe i vërtetë. Ne do t'i përgjërohemi Zotit me kokën ulur poshtë. Kur të themi «Allah, Allah», do ta ndjejmë këtë frymë brenda nesh.

# Një Ajet

*"A mos vallë ti (o Muhamed) do ta shkatërrosh veten, ngaqë ata (banorët e Mekës) nuk duan të besojnë?"*

(Shuara, 3)

Koncepti përgjegjësisë çdo njeriu normal i sjell ndërmend thjesht një ndjenjë apo cilësi morale. Por kur bëhet fjalë për përgjegjësinë e një pejgamberi duhet të jemi të vetëdijshëm se po flasim për një koncept shumë më specifik. Sepse përgjegjësia pejgamberike është një gjendje që nuk mund ta përjetojnë të tjerët dhe për pasojë është e vështirë të perceptohet një përgjegjësi e tillë e ngarkuar nga vetë Krijuesi i gjithësisë. Pra siç është zbulesa një e fshehtë midis Allahut dhe Pejgamberëve e cila është e pamundur të kuptohet nga ne, ashtu edhe përgjegjësia profetike është enigmë për ne. Nga kjo pikëpamje mund të themi se pejgamberët janë të vetmit që e përjetojnë këtë gjendje. Njerëzit e tjerë vetëm mund t'i ndjekin ata duke u përpjekur t'u ngjasojnë pejgamberëve. Por Kurani dhe Hadithi na jep disa informacione për Pejgamberin a.s të cilat janë si një dritare për botën e brendshme të Pejgamberit që hapet për ne. Këto informacione janë shumë të rëndësishme për të kuptuar botën e brendshme të Pejgamberit. Por cili ishte burimi i përgjegjësisë Pejgamberike? Kur i hedhim një vështrim Kuranit vëmë re se Allahu e cilëson vahjin (zbulesën) si "fjalë të rëndë" së pari sepse vjen prej Krijuesit të gjithësisë dhe së dyti ishte një detyrë me përgjegjësi dhe vështirësi të mëdha. Ajete të ndryshme e dëshmojnë qartë ndjenjën e madhe të përgjegjësisë se Pejgamberit a.s, përgjegjësi kjo e shoqëruar nga këmbëngulja dhe vazhdimësia për të përmbushur detyrën.

Mbas vdekjes së Muhamedit a.s. përgjegjësinë e përçimit të mesazhit islam në katër anët e botë e morën sahabët, shokët e edukuar nën kujdesin e Tij.

Ndjenja e përgjegjësisë që përjetonte Pejgamberi a.s ishte krejt ndryshe sepse Ai shikonte atë që nuk e shikonin dot të tjerët siç e konfirmon edhe vetë në hadithin "Sikur të dinit atë që di un do qanit shumë dhe do qeshnit pak" Ai e dinte shumë mirë se çdo të thoshte të gjykohesh nga Allahu. Ai ishte shumë i përgjegjshëm për misionin e vështirë të cilin nuk e mbajti dot as qielli as toka por që e pranoi njeriu. Ai ishte gjithmonë i shqetësuar për umetin e Tij sepse në ditën e gjykimit do të jetë dëshmitarë për ta. Një herë kur Abdullah ibn Mesudi po lexonte Kuran dhe arriti tek ajeti ***"Ditën kur do të sjellim kundër çdo populli dëshmitarë nga gjiri i tyre, Ne do të të sjellim ty*** (Muhamed) ***dëshmitar kundër këtyre. Ne ta zbritëm ty Librin, si shpjegim për çdo çështje, si udhërrëfyes, si mëshirë dhe si lajm të mirë për myslimanët."*** (Nahl, 89 ) Pejgamberi a.s filloi të qajë me dënesë.

Si rrjedhojë e kësaj përgjegjshmërie të lartë, fjalët e fundit të Pejgamberit në hutben e lamtumirës ishin " a përçova mesazhin? O zot ji dëshmitarë. Në të vërtetë Ai këtë pyetje ia bënte vazhdimisht vetes sepse e shqetësonte pa masë plotësimi siç duhet i detyrës. Sa herë që njerëzit mohonin mesazhin e Allahut, Ai bënte përgjegjës veten e tij. Dallimi ndërmjet Tij dhe ndjekësve të Tij të mëvonshëm është se Ai mbajti veten përgjegjës për çdo gjë kurse umeti mbajti përgjegjës të tjerët jo veten. Ai punoi pa pushim për ta kryer me përsosmëri detyrën e ngarkuar. Me këtë na mësoi se çfarë do të thotë të sakrifikosh veten për njerëzimin. Ne si besimtarë bashkëkohorë duhet të rishikojmë pozicionin tonë përballë kësaj përgjegjësie të madhe që kemi marrë për sipër.

Transmetohet nga Abdullah ibn Mesudi
se Pejgamberi (a.s.) i ka pyetur shokët:

*"Cili prej jush do më shumë pasurinë e trashëgimtarit sesa pasurinë e vet?*

Të gjithë me një gojë thanë:

*Pasurinë tonë e duam më shumë se çdo gjë tjetër.*

Atëherë Pejgamberi (a.s.) tha:

*Pasuria juaj është ajo që shpenzoni në rrugë të Allahut kurse pasuria që mblidhni është e trashëgimtarëve."*

(Buhari)

# Një Hadith

Njerëzit shfaqin sjellje të ndryshme për sa i përket shpenzimit të pasurisë së tyre. Dikush e dhuron pasurinë për bamirësi dikush tjetër e shpenzon vetëm për familjen e tij duke treguar koprraci në shpenzimin e saj për bamirësi. Siç dëshmon edhe Kurani njeriu joshet shumë nga pasuria e kësaj botë. Për këtë arsye një njeri që nuk ka marrë edukatë hyjnore pandeh se pasuria e kësaj botë është e përjetshme dhe përdor çdo lloj mjeti për ta pasur atë. Por në fakt çdo lloj pasurie mbet në këtë botë.

Ajo që dihet në mënyrë kategorikë është se të gjithë do të vdesim dhe asnjëri prej nesh nuk do ta marrë pasurinë me vetë në botën tjetër. Gjithë pasuria që mundohemi të mbledhim në këtë botë i mbetet trashëgimtarëve. Nëse pasuria e fituar nuk shpenzohet në vendin e duhur atëherë e gjithë pasuria e mbledhur do ti mbesë trashëgimtarëve që nuk dihet si do ta shpenzojnë.

Ajo pasuri që shpërndahet për bamirësi rezervohet për në ditën e gjykimit si dëshmitare në favorin tonë. Të parët tanë duke qenë të vetëdijshëm për këtë garonin më njëri tjetrin për të bërë bamirësi dhe si pasojë e kësaj garë janë dhuruar me mijëra vakëfe në shërbim të njerëzve.

Ai që e do pasurinë e vet e merr me vete dhe e vetmja mënyrë për ta marrë me vetë në jetën tjetër është ta japësh në rrugë të Allahut në këtë botë.

Gjithë secili prej nesh duhet të bëjë diçka për të dërguar mall në botën tjetër qoftë edhe në sasi të vogla sepse sasia e vogël por sinqeritet i pastër sjell shpërblim të madh dhe e kundra. Mirësia e njeriut kuptohet kur jep diçka nga vetja sa do e vogël qoftë.

Pengesa më e madhe që i pengon njerëzit sot për të dhuruar për bamirësi është frika e varfërisë dhe kjo vjen si pasojë e besimit të dobët.

## MËSIMET QË NXJERRIM NGA HADITHI:

1. Ai që e do pasurinë e merr me vetë në botën tjetër duke e përdorur për bamirësi në këtë botë.

2. Nuk është një sjellje e mençur të mbledhësh mall vetëm për trashëgimtarët.

3. Hadithi na nxit të përgatisim me sa të kemi mundësi diçka për botën tjetër.

# MORALI I LARTË

### HUSNI HULK: MORALI I LARTË

Tipi i njeriut që dëshiron Allahu Teala është njeriu i Epokës së Lumturisë. Çdo civilizim sjell në pah tipin e njeriut të vet. Civilizimi ynë është ndërtuar me rregullat plot jetë të Kuranit dhe Sunetit.

Ky është civilizimi për t'u bërë një njeri i mëshirës. Është civilizimi për t'i parë krijesat me mëshirë për hir të Krijuesit. Është civilizimi i ndriçimit edhe i vendeve më të errëta si shembulli i diellit dhe i të qenët mëshirë për zemrat më të thata si shembulli i shiut.

Domethënë, ky civilizim është një qytetërim që i përfshin dhe gjallëron njerëzit, kafshët dhe bimët me udhëzim, drejtësi dhe mëshirë.

Shprehja: "Unë jam mirë në raport me këtë shoqëri!", nuk është gjë tjetër përveçse fjalë boshe. Siç shprehet Hazreti Mevlana: "Është një fjalë e padenjë."

Për këtë arsye duhet të themi:

"Vallë si ishte njeriu i Epokës së Lumturisë? Unë si jam?"

### PERSONALITETI I BESIMTARIT

Argumenti më konkret dhe shenja më e qartë e shkallës së ibadeteve dhe e gradës së zemrave tona është "husni hulk/morali i lartë".

Çfarë është husni hulk?

Husni hulk do të thotë "moral i lartë". Siç ndodh në çdo çështje, edhe përkufizimin e kësaj e bën Zoti (xh.xh.). Nisur nga ky kontekst, morali i lartë është;

- Morali që Allahu Teala kërkon prej nesh.
- Morali që Kurani Fisnik kërkon prej nesh.
- Morali që duhet ta marrim nga i Dërguari i Allahut (a.s.).

Morali i lartë është baza dhe themeli i çdo gjëje në fenë tonë. Po ashtu është prej qëllimeve dhe synimeve më sublime të fesë sonë.

Sepse Pejgamberi ynë i Nderuar (a.s.), ka thënë:

*"Unë jam dërguar për të përsosur moralin e lartë."* (Muvatta', Husnu'l-Hulk, 8; Ahmed, II, 381.)

Përsëri Resulullahu (a.s.), ka thënë:

*"Mua më ka edukuar Zoti. Ai ma ka bërë të bukur edukatën."* (Sujuti, Xhamiu's-Sagir, I, 12.)

Të Dërguarin e Allahut (a.s.), e ka edukuar





Allahu (xh.xh.). Ndërsa Umetin e Muhamedit e ka lënë në edukim të Resulullahut (a.s.).

Jeta e të Nderuarit tonë është argument për këto të vërteta, sepse Krenaria e Gjithësisë, i Nderuari ynë (a.s.), nën edukimin dhe mësimin hyjnor deri në moshën 40 vjeçare, shfaqi një karakter dhe personalitet të mrekullueshëm, domethënë shfaqi një moral të lartë. Emri dhe llagapi i tij në popull ishte "el-Emin / Besniku dhe es-Sadik / i sinqerti". Edhe armiqtë e tij dëshmonin se ai nuk gënjente. Madje edhe Ebu Xhehli duke u shprehur në formën:

"O Muhamed! Ti nuk ke gënjyer asnjëherë! Unë nuk them se "ti je gënjeshtar". Por nuk e dua këtë fe që ke sjellë!..", pohonte se me ndërgjegje e pranonte që Resulullahu thoshte të vërtetën, por se ishte mposhtur nga nefsi për t'ju përgjigjur thirrjes së tij.

*"Kjo është një fe prej të cilës Unë jam i kënaqur. Ato që i kanë hije kësaj feje janë bujaria dhe morali i lartë. Përderisa të jetoni si myslimanë, nderojini* (të tjerët) *me këto dy cilësi."* (Ali el-Muttaki, Kenz, VI, 392.)"



Kjo gjendje tregohet si më poshtë në ajetin fisnik:

***"...*(O i Dërguar!) *Në të vërtetë, nuk je ti ai që po mohojnë ata, por keqbërësit po mohojnë shpalljet e Allahut."*** (En'am, 33)

Resulullahu (a.s.);

Ishte një monument i mrekullueshëm personaliteti që shkëlqente si diell në errësirat dhe batakët e xhahilijetit (injorancës). Ishte mrekullia më e madhe që Allahu Teala ka shfaqur te njeriu. Nisur nga ky kontekst, ai (a.s.);

Ishte shembulli më sublim i edukatës, turpit dhe mirësjelljes.

*"Unë jam dërguar për të përsosur moralin e lartë."* (Muvatta', Husnu'l-Hulk, 8; Ahmed, II, 381.) *"Më i miri prej besimtarëve nga aspekti i besimit është ai që ka moralin më të lartë."* (Ahmed, II, 250.)

Allahu i Madhëruar ka thënë në ajetin fisnik për të shprehur vlerën e lartë të Hazreti Pejgamberit:

***"Me të vërtetë, ti ke një moral të lartë."*** (Kalem, 4)

Ja pra, mirësia e Kuranit Fisnik ka zbritur mbi themelin e këtij morali të lartë. Thënë me një shprehje tjetër, drita e Kuranit zbriti në zemrën e pastër dhe të dëlirë të Resulullahut (a.s.). Kështu që ai u bë "nurun ala nur / dritë mbi dritë".

Pas mësim-besimit prej 13 vjetësh në periudhën e Mekës, si shtesë ndaj namazit zbritën edhe ibadetet dhe dispozitat e tjera në Medinetu'l-Munevvera. Një prej qëllimeve edhe të besimit, edhe të ibadeteve, përsëri ishte arritja e moralit më të lartë.

Domethënë, feja filloi me moral dhe përsëri u kurorëzua me moral.

Sa bukur e shpreh hadithi kudsij i mëposhtëm rëndësinë e moralit në fillim dhe në fund:

*"Kjo është një fe prej të cilës Unë jam i kënaqur. Ato që i kanë hije kësaj feje janë bujaria*

*dhe morali i lartë. Përderisa të jetoni si myslimanë, nderojini* (të tjerët) *me këto dy cilësi."* (Ali el-Muttaki, Kenz, VI, 392.)

Duhet ta dimë se cilësia dalluese më e bukur e moralit të lartë është bujaria.

Sa bukur e shpreh hadithi fisnik lidhjen e pandashme të besimit me moralin e lartë:

*"Më i miri prej besimtarëve nga aspekti i besimit është ai që ka moralin më të lartë."* (Ahmed, II, 250.)

Një e fshehtë dhe urtësi në mënyrën e kësaj radhitjeje në jetën e pejgamberëve është edhe kjo:

Një pejgamber para ardhjes së profecisë mund të mos i dijë fenë dhe ibadetet, madje edhe bazat e besimit në kuptim të plotë, sepse akoma nuk i ka ardhur shpallja. Por nuk mund të mendohet që një pejgamber të jetë i privuar nga morali!.. Domethënë se morali i lartë ka qenë cilësia dalluese e pejgamberëve edhe para profecisë.

"Në ditët e sotme për fat të keq po vëmë re se, çështjeve formale po u jepet rëndësi kur kryhen urdhrat e Islamit. Ndërsa moralit të lartë nuk po i kushtohet rëndësi mjaftueshëm."

## MORALI ËSHTË ESENCA EDHE E IBADETEVE

Në ditët e sotme për fat të keq po vëmë re se, çështjeve formale po u jepet rëndësi kur kryhen urdhrat e Islamit. Ndërsa moralit të lartë nuk po i kushtohet rëndësi mjaftueshëm.

Allahu i Lartësuar çdo ibadet e ka urdhëruar si shërim për shpirtin e njeriut, elhamdulillah!.. Çdo adhurim mbart qëllimin për të na shpirë te "husni hulku/ morali i lartë" dhe për të na larguar nga morali i ulët e i shëmtuar.

*"Mua më ka edukuar Zoti. Ai ma ka bërë të bukur edukatën."* (Sujuti, Xhamiu's-Sagir, I, 12.) Të Dërguarin e Allahut (a.s.), e ka edukuar Allahu (xh.xh.). Ndërsa Umetin e Muhamedit e ka lënë në edukim të Resulullahut (a.s.)."

Për shembull;

Namazi është perceptimi i faktit se jemi një asgjë në audiencën e Allahut Teala. Ai është afrim te Allahu në sexhde dhe takim hyjnor. Njerëzit socializohen nëpërmjet namazeve me xhemat. Namazi është adhurim ndaj Zotit (xh. xh.), në rreshta të rregulluar e të kapur fortë pas njëri-tjetrit si në xhihad (luftë). Në ajetin fisnik thuhet për dobinë e namazit:

***"Vërtet që namazi të ruan nga shthurja dhe nga çdo vepër e shëmtuar*** (nga degradimi dhe ligësia)***..."*** (Shik. Ankebut, 45.)

Namazi është si një radioskopi hyjnore për ne. Nëpërmjet tij (namazit) tregohet grada e afrimitetit të moralit të besimit tonë me Allahun e Lartësuar.

Sepse namazi, si të gjitha ibadetet e tjera, patjetër që ka lidhje me moralin e lartë.

Po ashtu;

Urtësia e agjërimit deklarohet se është;

"Në mënyrë që të arrijmë devotshmërinë, të falënderojmë Zotin." (Shik. Bekare, 184-185.) Në agjërim përfitojmë duke u distancuar nga hallalli. Përgjatë agjërimit urdhërohemi që të bëjmë kujdes edhe ndaj fjalëve që dalin nga goja siç duhet të bëjnë kujdes ndaj gjërave që mund të hyjnë në të. I Nderuari ynë, alejhi's-selam, ka thënë:

*"Ose fol mirë, ose hesht!"* (Hakim, IV, 319 / 7774.)

Heshtja me meditim është një tjetër lloj adhurimi. Nisur nga ky kontekst, umetet e mëparshme kanë pasur edhe agjërim heshtjeje.

Heshtja nuk është diçka e rëndomtë, por është të jetuarit duke u përpjekur për të perceptuar urtësinë hyjnore duke u zhytur në një meditim të thellë. Domethënë, të vëzhguarit e rrymave të fuqisë hyjnore dhe të vitrinave të gdhendjeve hyjnore në botën tënde të brendshme. Sikundër kësaj, është edhe mbrojtje e vetes nga vitrinat e djallit dhe të nefsit. Kur heshtja të bëhet në këtë mënyrë, ajo shndërrohet në një virtyt dhe në një produkt të veçantë meditimi.

Agjërim duhet të mbajnë edhe goja, veshi dhe zemra. Nëse nuk bëjmë kujdes ndaj këtyre, njoftohemi se agjërimi mund të shkojë dëm. Thuhet se dy gra e kanë çuar dëm agjërimin e tyre për shkak të përgojimit.

"Namazi është perceptimi i faktit se jemi një asgjë në audiencën e Allahut. Ai është afrim te Allahu në sexhde dhe takim hyjnor. Njerëzit

socializohen nëpërmjet namazeve me xhemat. Namazi është adhurim ndaj Zotit (xh.xh.), në rreshta të rregulluar e të bashkuar."

Zekati vetë është pika kulmore në realizimin e qëllimit për të na larguar nga koprracia e egoizmi dhe për të na dhënë cilësitë si mëshira dhe bujaria. Ai është prej detyrave farz.

Të mos harrojmë se vjedhja është gjendja më e keqe. Nëse të pasurit nuk ua japin zekatin të varfërve, i cili është haku i tyre, ata nuk bëjnë gjë tjetër përveçse një vjedhje të madhe. Kjo është një zhvatje e hapur që një i pasur i bën të drejtës së të varfërve.

Ndërsa infaku dhe sadakaja që jepen janë mirësi të pakufishme. Rregulli më i bukur i afrimit të Allahu Teala është:

***"Nuk keni për ta arritur përkushtimin e vërtetë, derisa të ndani** (lëmoshë) **nga ajo** (pasuri) **që e doni..."*** (Al Imran, 92)



Ndërsa në ajetin që flet rreth haxhit, thuhet:

***"...Kush vendos të kryejë haxhillëkun, le të largohet nga marrëdhëniet** (me gruan)**, grindjet dhe sharjet..."*** (Shik. Bekare, 197.) Çfarë edukimi mirësjelljeje dhe finese!.. Është e ndaluar të lëndosh qoftë edhe një bimë. Është e ndaluar që t'i tregosh gjahun gjahtarit.

***"Vërtet që namazi të ruan nga shthurja dhe nga çdo vepër e shëmtuar** (nga degradimi dhe ligësia)**..."*** (Shik. Ankebut, 45.) Namazi është si një radioskopi hyjnore për ne. Nëpërmjet tij (namazit) tregohet grada e afrimitetit të moralit të besimit tonë me Allahun e Lartësuar."

Qëllimi i goditjes së shejtanit me gurë në haxh është që ta kuptojmë domosdoshmërinë për ta goditur shejtanin me gurë në çdo fushë të jetës. Në haxh e perceptojmë të qenët tonë një asgjë duke veshur dy copa të pa qepura dhe duke bërë tavaf rreth e rrotull Qabesë sipas urdhrit të Zotit...

Ndërsa kurbani është pika kulmore dhe simboli i sakrificës dhe afrimitetit ndaj Zotit (xh.xh.). Është meditim rreth të vërtetës se si e sakrifikoi Ibrahimi birin e tij të shtrenjtë në atë mënyrë...

Duket qartazi se të gjitha adhurimet kanë lidhje me moralin e lartë...

Domethënë se Allahu Teala kërkon prej nesh moral të lartë edhe në adhurimet e dukshme.

## MBETEN FORMALE

Adhurimet që kryhen pa pasur një moral të lartë, një zemër të pastër dhe një nefs të dëlirë, mbeten formale dhe janë larg pranimit nga Allahu (xh.xh.). Nisur nga kjo, Omeri (r.a.), na paralajmëron:

"Mos shikoni namazin që fal dhe agjërimin që mban dikush. Por shikoni nëse:

- Thotë të vërtetën kur flet.
- E ruan amanetin kur diçka i lihet amanet.
- Bën kujdes ndaj hallallit e haramit kur është i preokupuar me (punët) e kësaj bote." (Bejhaki, Sunenu'l-Kubra, VI, 288; Shuab, IV, 230, 326.)

Çështja për të cilën na paralajmëron Hazreti Omeri (r.a.), këtu është gjendja në të cilën bien njerëzit që i kryejnë formalisht këto ibadete pa u thelluar në moral.

Ndërsa Hazreti Junus Emre shprehet si më poshtë për njerëzit e tillë:

"Junus Emre thotë,

Hoxhë, nëse do shko një mijë herë në haxh.

Më e mira prej të gjithave,<br>
Është të fitosh një zemër!<br>
Hoxha i nderuar me mjekër të bardhë,<br>
Nuk e di se gjendjen e ka të vështirë,<br>
Të mos lodhet kot për të shkuar në haxh,<br>
Nëse ka thyer një zemër...<br>
Zemra është froni i Zotit<br>
Zoti sheh zemrën,<br>
Fatkeq në të dyja botët,

Është ai që thyen një zemër...”

“Heshtja është të vëzhguarit e rrymave të fuqisë hyjnore dhe të vitrinave të gdhendjeve hyjnore në botën tënde të brendshme. Sikundër kësaj, është edhe mbrojtje e vetes nga vitrinat e djallit dhe të nefsit. Kur heshtja të bëhet në këtë mënyrë, ajo shndërrohet në një virtyt dhe në një produkt të veçantë meditimi.”

Nëse një njeri e fal namazin dhe e mban agjërimin siç duhet, edhe morali i tij është i lartë e i rregullt. Domethënë se kur të flasë, thotë të vërtetën, e ruan amanetin dhe bën kujdes ndaj hallallit e haramit.

Nëse do t’u përmbahemi me përpikëri këtyre cilësive etike, edhe namazin do ta falim me përkushtim të plotë dhe si rrjedhojë namazi ynë do të jetë i pranuar.

Që të dy tregojnë gradën e njëri-tjetrit.

*“Ose fol mirë, ose hesht!”* (Hakim, IV, 319/7774.) Heshtja me meditim është një tjetër lloj adhurimi. Nisur nga ky kontekst, umetet e mëparshme kanë pasur edhe agjërim heshtjeje.”

Nëse namazi nuk na mban larg shkujdesjes, shtirjes dhe koprracisë, atëherë Zoti (xh.xh.), shprehet si më poshtë për ata që falin namaz në forma gjeometrike dhe në mënyrë vulgare:

***“Mjerë për ata, të cilët kur falen, janë të pakujdesshëm për namazet!”*** (Maun, 4-5)

Mënyra për t’i kryer ibadetet me të dyja aspektet e tyre, pra atë të dukshmin dhe atë shpirtëror, është ndjeshmëria.

Për gjendjen dhe ecurinë e njeriut edhe paraja është si një radioskopi. Robi nuk ka vullnet. Vullnetin e kanë paratë.

- Nëse paraja është hallall, shkon në rrugë hallall dhe mirësi. Ato të afrojnë te Zoti (xh. xh.). Mirësitë tregojnë se sa hallall është fituar pasuria.
- Por nëse paraja është e dyshimtë, shkon në vende të dyshimta.
- Nëse paraja është haram, shkon plotësisht në vende haram dhe në fund e shkatërron pronarin e saj.

Çështja e të dukshmes dhe e të padukshmes na del përballë edhe te haramet.

## KUJDES NDAJ HARAMEVE TË PADUKSHME

Për fat të keq në ditët e sotme po vëmë re se;

Teksa shfaqet kujdes dhe përpikëri për të qëndruar larg harameve të dukshme në jetën fetare, nuk po shfaqet kujdes për largimin nga haramet e padukshme.

Për shembull;

Një mysliman nuk fut në gojë mish derri përgjatë gjithë jetës së vet. Ai ndjen neveri prej tij. Madje nuk i merr as produktet ushqimore të paketuara të cilave nuk u beson dhe nuk i fut në shtëpi. Shumë bukur. Një ndjeshmëri dhe vetëdije e tillë është domosdoshmëri e besimit dhe devotshmërisë...

Por i njëjti njeri nuk e ruan gjuhën nga mashtrimi, përgojimi dhe thashethemet. Ndërkohë këto haramet të padukshme janë të pështira dhe të shëmtuara po aq sa mishi i derrit. Allahu Teala ka thënë për të na bërë të ndjejmë neveri nga përgojimi:

***“...Mos e përgojoni njëri-tjetrin! Mos vallë dëshiron ndokush prej jush të hajë mishin e vëllait të vet të vdekur?!..”*** (Huxhurat, 12)

“Paraja është si një radioskopi për gjendjen dhe ecurinë e njeriut. Njeriu nuk ka vullnet mbi paranë, por paraja ka vullnet mbi pronarin e saj.”

Madje ngrënia e mishit të derrit nuk ka ndo-

*“Vëlla! Shiko se nga e fiton bukën! Në fakt, mirësia e faljes së namazit në rresht të parë është më e madhe, por pasi fitimi yt të jetë hallall, fale namazin në cilin rresht të dëshirosh. Nuk ka ndonjë problem për ty në këtë çështje.”*

një dëm të drejtpërdrejtë për të tjerët. Ai është një mëkat individual. Por mëkatet si mashtrimi, përgojimi, thashethemet dhe të tjera të ngjashme si këto kanë edhe shkeljen e të drejtave të të tjerëve që mbesin për në kiamet. Ato e prishin shoqërinë dhe e helmojnë vëllazërinë.

Sigurisht që e kemi neveri mishin e derrit, por një mysliman duhet të qëndrojë larg mashtrimit dhe përgojimit aq sa rri larg mishit të derrit apo alkoolit, madje edhe më shumë. Këto nuk duhet t'i konsiderojë si të parëndësishme dhe nuk duhet t'i nënvlerësojë.

"Nëse paraja është hallall, shkon në rrugë hallall dhe për mirësi. Gjithashtu të afron te Zoti. Mirësitë tregojnë hallallëkun e pasurisë së fituar. Por nëse paraja është e dyshimtë, shkon në vende të dyshimta. Nëse paraja është haram, shkon plotësisht në vende haram. Së fundi e shpie në shkatërrim pronarin e saj. Tani duhet të pyesim: Vallë si është fitimi im?"

Shenja më e rëndësishme që tregon nivelin e një besimtari është kjo:

A përfitojnë njerëzit nga dora, gjuha dhe morali i tij?

Nëse përfitojnë, kjo gjendje është cilësia dalluese e miqve të Allahut. Për miqtë e tillë të Allahut thuhet:

***"Pa dyshim, miqtë e Allahut nuk do të kenë arsye për t'u frikësuar dhe as për t'u dëshpëruar."*** (Junus, 62)

Le ta shpjegojmë me një shembull tjetër:

Askush prej nesh nuk dëshiron që të na bie në trup apo në rroba ndonjë papastërti si gjaku, urina apo gjëra të ngjashme me këto. Nëse na bie befasisht, përpiqemi ta pastrojmë menjëherë dhe nuk shfaqim nënvlerësim.

Ka edhe papastërti të padukshme. Ndjenjat e shëmtuara dhe të ulëta si mendjemadhësia, smira, urrejtja, koprracia, egoizmi dhe të tjera të ngjashme me këto, i ndotin zemrat. Tashmë ajo zemër (nuk funksionon siç duhet) edhe nëse i jepet ujë zemzemi, sepse ajo zemër është e papastër. Si mund të na afrojë me Allahun (xh.xh.), një zemër e papastër!

Ndërkohë;

Besimi së pari fillon me "la ilahe", domethënë me pastrimin e zemrës nga çdo lloj devijimi, në mënyrë që besimi të lartësohet dhe të hedhë rrënjë në zemër.

Le ta marrim veten në llogari:

Kujdesin që e shfaqim ndaj papastërtive të dukshme, a e shfaqim edhe ndaj papastërtive të padukshme e shpirtërore? Sa përpiqemi për t'i pastruar ato? Sa shqetësohemi prej tyre?

Kur Bajezidi Bistami (k.s.), një ditë po kalonte në një rrugë të ngushtë, përballë i doli një qen. Bajezidi e mblodhi fundin e rrobës, në mënyrë që të mos i ngjitej ndonjë papastërti. Qeni u ndal pikërisht përballë tij dhe po i thoshte me gjuhën e gjendjes së vet:

"Papastërtia që mund të të ngjitet prej meje pastrohet duke e larë me një kovë ujë, por papastërtia e mendjemadhësisë dhe egoizmit në shikimin që i përçmon të tjerët dhe i nënvlerëson nuk pastrohet edhe nëse lahet me ujin e shtatë deteve!"

"Një mysliman përgjatë gjithë jetës nuk fut në gojë mish derri. Ai ndjen neveri prej tij. Por i njëjti person nuk e ruan gjuhën nga mashtrimi dhe përgojimi. Ndërkohë edhe këto harame të padukshme janë të shpifura dhe të neveritshme më e pakta sa mishi i derrit."

Një histori tjetër:

Një ditë një njeri shkoi te Sufjan eth-Theuri dhe i bëri një pyetje të tillë:

"I nderuar! A mund të më tregoni për mirësinë e faljes së namazit në rreshtin e parë?"

Hazreti duke e tërhequr vëmendjen te kafshata hallall nëpërmjet kësaj pyetjeje, dha këtë përgjigje:

"Vëlla! Shiko se nga e fiton bukën! Në fakt, mirësia e faljes së namazit në rresht të parë është më e madhe, por pasi fitimi yt të jetë hallall, fale namazin në cilin rresht të dëshirosh. Nuk ka ndonjë problem për ty në këtë çështje."

Historitë e tilla synojnë të na mësojnë që ta përjetojmë Islamin me aspektin formal dhe shpirtëror të tij.

### MOS E HARRO ISLAMIN NË ASNJË ASPEKT!

Sepse Islami është tërësia e urdhrave dhe ndalesave hyjnore. Islami nuk duhet të zbatohet në

një pjesë të jetës dhe të harrohet në një pjesë tjetër të saj. Islami nuk duhet të ngurohet në xhami. Islami nuk duhet të pandehet vetëm si kryerje e adhurimeve të dukshme dhe largim vetëm nga haramet e dukshme.

"Morali i lartë i vërtetë është dëlirja e zemrës. Kjo është e mundur vetëm me edukim dhe pastrim shpirtëror. Pra, është e mundur vetëm me udhërrëfimin profetik..."

E dukshmja dhe e padukshmja janë faktorë që e plotësojnë njëri-tjetrin. Pothuajse janë si enët e kombinuara në fizikë. Kur të shohësh të dukshmen, shih edhe të padukshmen. Kur të shohësh të padukshmen, shih edhe të dukshmen!..

Bazuar në këtë që thamë më sipër;

Mangësia që shfaqet në një aspekt të fesë, përhapet në të gjitha aspektet e tjera. Siç nuk mund të fluturojë një zog që e ka të thyer njërin krah, edhe besimtari që e nënvlerëson njërën prej flatrave të dukshme apo të padukshme, nuk mund të përparojë.

Në disa pika të jetës përgjatë periudhës sonë Islami po harrohet. Bërja e disa mëkateve po konsiderohet si e natyrshme. Kjo nuk është gjë tjetër përveçse një dredhi e shejtanit.

Për shembull, kamata është një haram kundër të cilit Allahu dhe i Dërguari i Tij kanë hapur luftë. Ajo është diçka e shëmtuar që ia shkatërron të dyja botët besimtarit. Besimtari duhet të kalojë me shpejtësi kur t'i bie rruga para vendeve të kamatës. Madje, nëse është e mundur, duhet të përdorë një rrugë tjetër.

Por disa njerëz të shkujdesur hyjnë në kamatë në fillim duke ndjerë keqardhje. Me vete thonë: "Po kam nevojë. Jam i detyruar të hyj." Pastaj mësohen me kamatën dhe punojnë me të. Allahu na ruajt...

Kështu janë edhe thashethemet. Mëkatet janë joshëse. Njeriu mërzitet në fillim kur bën thashetheme dhe ndërgjegjja i shqetësohet. Pastaj nuk i vë re më këtij shqetësimi. Vazhdon ta bëjë atë mëkat derisa t'i duket normal. Pastaj fillon t'i duket tërheqës. Domethënë e humb edhe ndjenjën e pendimit. Kur mëkatet arrijnë në këtë nivel, quhen prishje dhe shthurje.

Kështu janë edhe lëshimet që bëhen në çështjen e mbulesës. Në ajetin fisnik thuhet mbulesë. Por dikush e heq pardesynë dhe del në rrugë me rrobat e shtëpisë. Koka është e mbuluar, por linjat e trupit janë krejt të dukshme. Mendojnë se edhe kështu bën. Ndërkohë rregulli i vetëm është kënaqësia e Allahut (xh.xh.).

Për këtë mund të jepen edhe shumë shembuj të tjerë. Përzierja e burrave me gratë, puna si sekretare, veprimet në internet që shprehin mburrje, etj.

Në situata të tilla njerëzit e shkujdesur kërkojnë ortakë për mëkatet e tyre. Si pretekst shprehen: "Të gjithë po e bëjnë. Të gjithë po marrin kamatë. Të gjithë po bëjnë përgojime." Ndërkohë që shoqëria të cilën mund ta marrim për shembull është shoqëria e sahabëve të nderuar, sepse Allahu i Lartësuar thotë:

***"Sa u përket besimtarëve të parë, prej muhaxhirëve dhe ensarëve, Allahu është i kënaqur me ata dhe me të gjithë të tjerët që i pasuan me vendosmëri e përkushtim në besim..."***
(Teube, 100)

"Askush prej nesh nuk pranon që ndonjë papastërti t'i bie në trup apo në rroba. Nëse na bie befasisht, veprojmë menjëherë për ta pastruar. Cili është qëndrimi ynë kundrejt papastërtive shpirtërore?"

Shembull nuk merret periudha e sotme, por Epoka e Lumturisë. Shoqëria shembull për ne është shoqëria e sahabëve të nderuar.

Çdo civilizim sjell në pah tipin e njeriut të vet. Ndërsa tipi i njeriut të cilin e dëshiron Allahu Teala është njeriu i epokës së lumturisë.

Shprehja: "Unë jam mjaft mirë në raport me këtë shoqëri!", nuk është gjë tjetër përveçse diçka e pakuptimtë. Siç shprehet edhe Hazreti Mevlana, është një "fjalë e ulët".

Për këtë arsye, duhet të themi:

"Vallë, si ishte njeriu i epokës së lumturisë? Unë si jam?"

"Ndjenjat e shëmtuara dhe të ulëta si mendjemadhësia, smira, urrejtja, koprracia, egoizmi dhe të tjera të ngjashme me këto, i ndotin zemrat. Tashmë ajo zemër (nuk funksionon siç duhet) edhe nëse i jepet ujë zemzemi, sepse ajo zemër është e papastër. Si mund të na afrojë me Allahun (xh.xh.), një zemër e papastër!"

### ÇFARË KANË BËRË SAHABËT?

Sahabët:

1. Nuk hezituan ta flijonin jetën dhe pasurinë për hir të besimit në Mekë. Nuk bënë lëshime në besim edhe kundrejt padrejtësive më të mëdha. E mbrojtën besimin e tyre.

2. Shfaqën sakrificë të madhe për të zbatuar fenë në Medine. Zbatuan urdhrat e fesë me një dashuri dhe pasion të madh. Luftuan në rrugë të Allahut (xh.xh.).

Sahabët gjendeshin ndërmjet tri zjarreve, domethënë, në njërën anën çifutët, në njërën anë politeistët e Mekës dhe në anën tjetër hipokritët.

Sahabët thanë "dëgjuam dhe u bindëm" për çdo urdhër që zbriti nga Allahu Teala dhe e zbatuan me dashuri atë.

3. U përhapën në të gjithë botën si dëshmitarët e Allahut si falënderim për miqësinë me Zotin (xh. xh.). Ata shkuan në Semerkand, Kinë, Kajravan dhe Stamboll.

Në këtë mënyrë jetën dhe pasurinë e tyre e bënë kapital të afrimit ndaj Zotit (xh.xh.).

Islami është nënshtrim ndaj Zotit. Është parapranim. Është besnikëri me gjithë zemër ndaj urdhrave hyjnore dhe kryerje e tyre. Një fetari që jetohet duke i marrë pjesët që u leverdisin njerëzve dhe duke i nënvlerësuar ato që nuk u leverdisin, nuk është një fetari që mund ta pranojë Allahu i Madhëruar.

Të qenët mysliman është personalitet. Në ajetin fisnik thuhet:

***"Kush flet më bukur se ai që i fton njerëzit drejt Allahut*** (me Kuran), ***bën vepra të mira*** (gjithmonë vepron sipas Sunetit të Pejgamberit tonë të Nderuar dhe ndjek gjurmët e tij) ***dhe thotë: "Unë, me të vërtetë jam mysliman."*** (Domethënë, gjithmonë përhap personalitetin dhe karakterin e Islamit.)***."*** (Fussilet, 33)

Domethënë se myslimani duhet ta zbatojë Islamin dhe duhet t'i ftojë edhe të tjerët për ta zbatuar atë.

Në ajetin fisnik që vjen pas ajetit të mësipërm urdhërohet morali i lartë:

***"Nuk barazohet e mira me të keqen! Të keqen ktheje me të mirë e atëherë*** (do të shohësh se) ***armiku yt do të të bëhet menjëherë mik i ngushtë."*** (Fussilet, 34)

*"Besimtari falë husni hulkut/moralit të lartë arrin gradën e atij që e kalon natën me ibadet dhe ditën me agjërim."* (Ebu Davud, Edeb, 7.)

*"Ndjenjat e shëmtuara dhe të ulëta si mendjemadhësia, smira, urrejtja, koprracia, egoizmi dhe të tjera të ngjashme me këto, i ndotin zemrat. Tashmë ajo zemër (nuk funksionon siç duhet) edhe nëse i jepet ujë zemzemi, sepse ajo zemër është e papastër. Si mund të na afrojë me Allahun (xh.xh.), një zemër e papastër!"*

### SPROVA E DASHURISË

Nëse e duam Allahun dhe Resulullahun, atëherë cili është testi i kësaj? Cila është sprova dhe vërtetimi i kësaj?

Në ajetin fisnik thuhet:

***"Nuk keni për ta arritur përkushtimin e vërtetë, derisa të ndani*** (lëmoshë) ***nga ajo*** (pasuri) ***që e doni..."*** (Al Imran, 92)

"Shprehja: "Edhe nëse nuk bëjmë ibadet, zemrën e kemi të pastër!", është një çmenduri, sepse një zemër e pastër nuk mund të qëndrojë larg adhurimit të Allahut. Zoti thotë: ***"...Mos u përpiqni ta nxirrni veten të pastër!.."*** (Nexhm, 32)"

Përsëri morali i lartë është shpëtim nga egoizmi dhe koprracia, është të shfaqurit e sakrificës dhe bujarisë... Përderisa të mos i realizojmë këto është e pamundur ta arrijmë përkushtimin e vërtetë.

Morali i lartë është morali që na jep Allahu Teala. Ky është edhe njëri prej përkufizimeve të tasavufit.

Zoti (xh.xh.), na inspiron emrat e bukur të Tij Rrahman dhe Rrahim, na kujton mëshirën e pafundme të Tij dhe dëshiron që edhe ne të bëhemi të mëshirshëm. Në hadithin fisnik thuhet:

*"Allahu e mëshiron njeriun që është i mëshirshëm. Andaj mëshirojini ata që janë në tokë, në mënyrë që t'ju mëshirojnë ata që janë në qiell..."* (Tirmidhi, Birr, 16; Ebu Davud, Edeb, 58.)

Zoti (xh.xh.), na kujton mëshirën e Tij. Na kujton faljen e Tij dhe kërkon prej nesh që t'ua falim gabimet vëllezërve tanë:

***"...Vallë, a nuk doni ju që t'ju falë Allahu?.."*** (Nur, 22)

Shkaku i zbritjes së këtij ajeti fisnik është shumë mësimdhënës. Ebu Bekri (r.a.), e ndihmonte një muhaxhir të varfër që quhej Mistah. Pasi ky person u përfshi në ngjarjen e shpifjes që iu bë Hazreti Aishes, Ebu Bekri (r.a.), u betua se nuk do ta ndihmonte më Mistahun. Për shkak të kësaj, Mistahu ra në gjendje të vështirë. Allahu i Lartësuar nuk ishte i kënaqur nga ky betim dhe kërkoi që ta falte atë. Kështu që edhe Hazreti Ebu Bekri e fali.

*"Allahu e mëshiron njeriun që është i mëshirshëm. Andaj mëshirojini ata që janë në tokë, në mënyrë që t'ju mëshirojnë ata që janë në qiell..."*

(Tirmidhi, Birr, 16; Ebu Davud, Edeb, 58.)

## ME MORAL, TEZKIJE...

Posedimi i moralit të lartë nuk është diçka e lehtë. Ky është art i zemrës. Njeriu mund ta sundojë syrin, gjuhën dhe buzët. Ata mund t'i mbyllë, mund t'i mbajë dhe mund t'i bëjë të heshtin. Kjo është e mundur me pak edukim të vullnetit. Ja pra, këtë e mësojmë nëpërmjet ibadetit të agjërimit. Por ta bësh zemrën të heshtë, ja pra, kjo nuk është aq e lehtë. Kjo kërkon një luftë të madhe. Kërkon tezkije (dëlirje).

Të mos harrojmë se ky është i vetmi shpëtim:

***"Më të vërtetë, ka shpëtuar ai që e ka pastruar*** (botën e brendshme).*"* (Shems, 9)

***"Me të vërtetë, ka shpëtuar ai që pastrohet."*** (A'la, 14)

"Zoti (xh.xh.), na kujton mëshirën e Tij. Na kujton faljen e Tij dhe kërkon prej nesh që t'ua falim gabimet vëllezërve tanë: ***"...Vallë, a nuk doni ju që t'ju falë Allahu?.."*** (Nur, 22)"

Pejgamberi ynë i Nderuar është shprehur për të na treguar vështirësinë e arritjes së përsosmërisë në moralin e lartë:

"*Virtyti* (përsosmëria, mirësia e vërtetë, devotshmëria) *është husni hulk,* (domethënë,) *morali i lartë.*" (Muslim, Birr, 14, 15.)

Edhe ky hadith fisnik është shumë interesant:

*"Besimtari falë husni hulkut/moralit të lartë arrin gradën e atij që e kalon natën me ibadet dhe ditën me agjërim."* (Ebu Davud, Edeb, 7.)

Vetëm se kjo gradë nuk është një çmenduri siç është të shprehurit e disa injorantëve të cilët thonë: "Ne e kemi zemrën e pastër edhe pse nuk bëjmë ibadet." Sepse një zemër e pastër nuk qëndron larg adhurimit ndaj Allahut (xh.xh.). Përkundrazi, Zoti i Madhëruar ka thënë:

***"...Mos u përpiqni për ta nxjerr veten të pastër..."*** (Nexhm, 32)

***"Nuk barazohet e mira me të keqen! Të keqen ktheje me të mirë e atëherë armiku yt do të të bëhet menjëherë mik i ngushtë."*** (Fussilet, 34)

Një moral i lartë i vërtetë është dëlirja e zemrës. Kjo është e mundur vetëm me edukim dhe pastrim. Është e mundur vetëm me udhërrëfimin profetik… Ky kujtim nga epoka e lumturisë është shpjegim i hadithit fisnik:

Kjo ngjarje që transmeton Enes ibn Maliku (r.a.), na tregon qartazi se sa të rëndësishëm janë morali i lartë dhe vëllazëria në besim për të fituar kënaqësinë e Allahut (xh.xh.):

Po qëndronim bashkë me të Dërguarin e Allahut (a.s.). Ai na tha:

*"Tani do të vijë pranë jush një burrë që është prej banorëve të xhenetit."*

Papritur vumë re se erdhi një burrë prej ensarëve të cilit po i rridhte uji i abdestit nga mjekra dhe i cili i kishte marrë këpucët në dorën e majtë.

Të nesërmen Resulullahu (a.s.), tha përsëri të njëjtën gjë. Ky burrë erdhi përsëri siç pati ardhur dje.

Ditën e tretë i Dërguari i Allahut (a.s.), e përsëriti të njëjtën fjalë dhe përsëri erdhi i njëjti burrë në të njëjtën gjendje.

Pasi u ngrit Pejgamberi ynë i Nderuar, Abdullah ibn Amri (r.a.), e ndoqi atë burrin dhe i tha:

"Unë kam bërë debat me babanë. Atij i jam betuar se nuk do t'i shkoj pranë për tri ditë. A mund të më pranosh si mysafir në shtëpinë tënde përgjatë kësaj kohe?" Burri pranoi.

Ato që ndodhën më vonë i tregon si më poshtë vetë Abdullah ibn Amri (r.a.):

"Tri ditë i kaluam së bashku, por përgjatë natës nuk e pashë të bënte ibadet gjatë e gjatë. Vetëm se afër agimit ngrihej nganjëherë, bënte dhikër dhe jepte tekbire. Nuk e kam dëgjuar atë të thoshte ndonjë gjë tjetër përveçse mirësi. Pasi kaluan tri ditë, u ndjeva sikur po e nënvlerësoja punën e tij. Andaj i thashë:

"O robi i Allahut! Me babanë nuk kam bërë asnjë debat. Por kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut duke thënë për ty tri herë:

'Tani do të vijë pranë jush një burrë që është banor i xhenetit.' Në të tria herët erdhe ti. Andaj desha të qëndroja pranë teje për të parë se çfarë veprash bën dhe për të të marrë si shembull. Por nuk të pashë të bëje ndonjë punë të madhe. Cila është vepra që të ka ngritur në gradën që tha Resulullahu?"

Ai më tha:

"Nuk kam bërë gjë tjetër përveç atyre që pe."

Por kur u ktheva për t'u larguar, ai më thirri nga pas dhe më tha:

"Po, veprat e mia nuk janë gjë tjetër përveç atyre që ke parë. Por unë nuk mbaj në zemrën time as urrejtjen më të vogël kundrejt askujt prej myslimanëve dhe kurrë nuk kam zili asnjë për shkak të nimeteve dhe mirësive që ia ka dhënë Allahu."

Nisur nga këto fjalë, i thashë:

"Ja, kjo është ajo gjendje që të ka lartësuar në këtë gradë."" (Ahmed, III, 166.)

"Njeriu duhet ta njohë veten dhe t'i gjëje e t'i përmirësojë dobësitë e tij. Nëse nuk përmirësohen dobësitë, atëherë husni hulk / morali i lartë lëkundët dhe dëmtohet."

Njëra prej vështirësive për zbukurimin e moralit është të sprovuarit në kohë të vështira.

Për shembull, njeriu është krejt i qetë në një vend ku nuk ndodh ndonjë ngjarje apo problem që e nxit për t'u nxehur, por kur të ndodhë kjo nxehje, ai duhet të bëjë durim në momentin e parë. Mbajtja e gjuhës, e dorës dhe e zemrës në atë moment është prej moralit të lartë. Për ta arritur këtë gradë, njeriu duhet ta njohë veten, t'i gjejë dobësitë e tij dhe t'i përmirësojë ato. Nëse nuk i përmirëson dobësitë, husni hulk / morali i lartë lëkundet dhe dëmtohet.

Allahu i Lartësuar na e mundësoftë të marrim pjesë nga morali i të Dashurit të Tij (a.s.)!

Le të lutemi si i Nderuari ynë (a.s.):

*"O Allah! Krijimin ma ke bërë të bukur. Andaj ma bëj të bukur edhe moralin!"* (Ibn Hibban, Sahih, III, 239, Hadithi nr: 959.)

Amin!

# CILA ËSHTË BRENGA E ZEMRËS?

*Mustafa Erish*

Një ditë, njëri prej miqve të Allahut Teala, Ahmed bin Ebu'l-Havari, kishte dalë për të ecur në shkretëtirë.

Ai pa një grup njerëzish arabë që po bënin gara me deve në shkretëtirë. Ndërkohë që ata i ngisnin devetë e tyre në një anë, në anën tjetër pa një fshatar të ulur në një qoshe. Në zemër i erdhi dëshira për të biseduar me të dhe u drejtua nga ai.

Burri kishte një gjendje të çuditshme.

Ai dukej aq i qetë dhe i strukur në vetvete, saqë mund t'i bënte përshtypje njeriut nga larg.

Ndërsa një grup bedevish arabë po përjetonin çaste shumë emocionuese. Ata bërtisnin dhe brohorisnin të entuziazmuar.

Si mund të ulej një njeri pa lëvizur nga vendi përballë një atmosfere të tillë?

Ahmed bin Ebu'l-Havari, rahmetullahi alejh, u bë shumë kureshtar, shkoi te ai dhe i dha selam:

"Esselamu alejkum!"

Edhe ai iu përgjigj me një zë të lehtë:

"Ue alejkum selam!"

Nuk tha asnjë fjalë tjetër. Vijimin e ngjarjes e tregon vetë Ahmed bin Ebu'l-Havari:

Qëndrova i ulur pa thënë asnjë fjalë. Zemra m'u mbush me prehje shpirtërore.

Njeriu që dukej i çuditshëm nga larg, vazhdimisht bënte dhikër dhe përkujtonte Allahun Teala. Dukej qartë se preokupohej me dhikrin.

Nuk desha t'ia prishja qetësinë. Qëndrova pranë tij i heshtur dhe u mundova të përfitoja. Pasi kaloi shumë kohë, e ngriti kokën dhe më vështroi me shikimin e tij. Pastaj filloi të fliste:

"Sa gjë e mirë është përkujtimi i Allahut Teala!.. Zemrave u jep prehje dhe shërim...

Habitem për këta njerëz!..

Përse nuk e ulin kokën dhe t'i përgjërohen Allahut të Madhëruar?

Përse nuk e përkujtojnë Allahun?

Përse e harrojnë Allahun (xh.xh.), duke u zhytur në argëtim e dëfrim?



Ndërkohë vdekja është pas tyre dhe i ndjek ata në çdo çast.

Njeriu kurrë nuk mund të shpëtojë prej saj.

Përse njerëzit preokupohen me gjëra boshe, edhe pse janë ballë për ballë me një rrezik dhe fatkeqësi të tillë?"

Unë e pyeta:

"Mëshira e Allahut qoftë mbi ju! Me çfarë rreziku dhe fatkeqësie janë njerëzit ballë për ballë?"

Ai m'u përgjigj:

"Fatkeqësia e mëkateve dhe rreziku i vdekjes. Jeta para dhe pas vdekjes!"

Pastaj filloi të qante. Edhe unë qava bashkë me të.

Pas pak e pyeta përsëri:

"Përse qëndron i vetëm?"

Ai m'u përgjigj:

"Unë nuk jam vetëm! Unë jam me Zotin!"

Mendova se është i varfër dhe ka nevojë për diçka. Kështu që i thashë:

"A do ndonjë gjë?"

Ai më tha:

"Po! Dua një mjek që të më mjekojë brengën e zemrës sime."

"Kush është mjeku yt?"

"Zoti."

"Cila është brenga e zemrës tënde?"

"Mëkatet..."

"Kush ka shpëtuar prej mëkateve?"

"Ata prej të cilëve është i kënaqur Allahu Teala."

"A je udhëtar?"

"Jam udhëtar që kur kam lindur nga nëna."

"Për ku po udhëton?"

"Për në varr."

"Ku po shkon?"

"Po shkoj në ahiret."

"Pa ushqim nuk udhëtohet. Ku e ke ushqimin?"

"Kam shumë pak ushqim."

"Çfarë ke për të ngrënë?"

"Subhanallah! Riskun që më ka dhënë Zoti."

"A nuk ke frikë vetëm?"

"Si të kem frikë? Përse të kem frikë? Unë jam në tokën e Zotit.

Pastaj e pyeta:

"Cila është rruga?"

Ai hapi duart dhe filloi t'i lutej e t'i përgjërohej Zotit:

"O Zot!..

Shumica e njerëzve të kanë harruar dhe po preokupohen me gjëra të tjera!..

Ndërkohë që Ti do t'ua japësh shpërblimin e çdo pune!..

O ndihmuesi i të varfërve!..

O strehuesi i të paaftëve!..

O Ti që e bën të paktën shumë!..

O Ti që i udhëzon të devijuarit!..

O Zot që çdo njeri kërkon mbrojtje nga Ti!..

Unë dua mirësinë dhe kënaqësinë Tënde.

Dynjaja dhe ahireti nuk janë të bukura pa kënaqësinë Tënde."

Në njërën anë lutej nga thellësia e shpirtit e nga zemra dhe në anën tjetër ecte. Unë e ndiqja nga pas. Pasi ecëm pak, u kthye nga unë dhe më tha:

"Mëshira e Allahut qoftë mbi ty!.. Shko te dikush që është më i mirë për ty se unë!.. Mos më shqetëso!.."

Pastaj u largua nga unë. Unë e shikoja nga pas. E ndoqa derisa më humbi nga sytë. Pastaj u ktheva pas duke qarë.

Miqtë e Allahut Teala jetojnë duke u shqetësuar për ahiretin. Ata flasin pak dhe saktë. Ata e dinë se çdo fjalë që del nga goja, shënohet nga engjëjt kiramen katibin.

Frika për dhënien e llogarisë, i ka bërë ata të heshtin. Gjëja më e dashur për ta është përkujtimi i Zotit të Madhëruar.

Për këtë arsye, ata meditojnë gjithmonë dhe përpiqen të bëjnë një jetë të heshtur.

Çdo çast përpiqen për ta përkujtuar Allahun Teala, duke supozuar se janë në audiencën e Tij. Ata nuk e harxhojnë frymën e tyre pa ndonjë synim.

Allahu (xh.xh.), na bëftë prej atyre që e përmendim Atë vazhdimisht, ashtu si robërit e dashur të Tij!

Amin!



# A DO TA ZBULOJË KUANTUMI SEKRETIN E UNIVERSIT

*Dr. Ilyas Kandemir*

SIPAS PARIMIT TË NDËRTHURJES KUANTIKE, DY GRIMCA QË JANË TË NDËRTHURURA OSE TË LIDHURA ME NJËRA-TJETRËN NDËRVEPROJNË DISI SIKUR TË ISHIN NË TË NJËJTËN PIKË, EDHE NËSE JANË SHUMË LARG NJËRA-TJETRËS. NE MUND T'I MENDOJMË KËTO DY GRIMCA TË NDËRTHURURA SI NJË ÇIFT I KUNDËRT QË PLOTËSOJNË NJËRI-TJETRIN QË NGA MOMENTI I KRIJIMIT OSE BASHKIMIT TË TYRE. KËSHTU, SIPAS NJË QASJEJE, MENDOHET SE KUR NDËRHYHET TE NJËRA, EDHE TJETRA PËRGJIGJET MENJËHERË

Ditë pas dite, studimet e reja shkencore na thonë më shumë se, qasjet që kishim vështirësi t'i imagjinonim më parë, janë të mundshme në kuptimin tonë të botës, universit dhe madhësisë së tij. Ndërsa jepen përpjekje që zbulimet në botën makro të lidhen me botën mikro, kuptojmë se sa të thella janë rregullat e natyrës dhe universit dhe sa i ndjeshëm është ekuilibri i tyre. Bota shkencore, e cila deri në fillim të shekullit të kaluar u përpoq të mjaftohej me rregullat dinamike të botës makro, në njëqind vitet e fundit ka filluar të kuptojë, modelojë dhe të kryejë eksperimente mbi sjelljen edhe të grimcave më të vogla se atomet. Rezultatet e këtyre studimeve shkencore, të cilat janë në fushën kryesore të interesit të mekanikës kuantike, tërheqin vëmendjen e shkencëtarëve.

Në mekanikën kuantike, është e rëndësishme të bëhet dallimi midis grimcave dhe valëve kur shqyrtohet sjellja e qenieve bazë fizikisht. Grimcat sillen njësoj si objektet e përditshme në botën makro. Përderisa asnjë forcë nuk vepron mbi ta, ata ecin përpara duke ruajtur shpejtësinë që kanë. Grimcat qarkullojnë si qenie të lokalizuara. Ato mund të përplasen dhe të ndryshojnë drejtimin në përputhje me rrethanat. Ne mund t'i mendojmë ato thjesht si topa të vegjël që mund t'i mbajmë në pëllëmbë. Valët, nga ana tjetër, janë subjekte rajonale, pozicioni i të cilëve nuk mund të parashikohet kaq lehtë. Valët gjithashtu bartin energji dhe ndërveprojnë me njëra-tjetrën, por jo duke u përplasur si grimcat. Ndryshe nga grimcat, valët mund të kthehen në qoshe dhe të përhapen pasi të kalojnë nëpër vrima ose çarje të imta. Sipas mekanikës kuantike, edhe matematika e grimcave dhe valëve është mjaft e ndryshme për shkak të këtyre dallimeve themelore.

Në modelin më të thjeshtë atomik, megjithëse elektronet mendohej se ishin grimca që rrotulloheshin rreth bërthamës atomike, në fakt, elektronet sillen më shumë si valë sesa grimca; njësoj si fotonet që përbëjnë dritën... Interesante është se ato mund të veprojnë edhe si grimca, edhe si valë (dualiteti vale-grimcë). Është mjaft interesante që ata sillen si një valë derisa godasin një objekt. Gjatë kësaj periudhe, megjithëse nuk është e mundur të parashikohet saktësisht se ku ndodhen, mund të flitet për praninë e tyre rajonale. Kjo pasiguri zhduket sapo të bëhet matja. Mund të jetë disi konfuze kur një elektron, i cili normalisht sillet si një valë, sillet si një grimcë kur matet ose vëzhgohet. Ky quhet efekti i vëzhguesit në fizikë. Në fakt, për shkak të efektit të vëzhgimit (duke parë, prekur, matur), ne ende po shfaqim sjellje valore, dhe kështu bëjmë që materia, pozicioni dhe shpejtësia e së cilës janë të paqarta, të sillet si grimca.[1]

Shkencëtarët po mendojnë seriozisht nëse ne nje-

rëzit mund ta bëjmë udhëtimin me shpejtësinë e dritës që bëjnë elektronet dhe fotonet. Sepse edhe nëse mund të udhëtojmë me shpejtësinë e dritës, nuk mund ta arrijmë yllin më të afërt para 4 vjetësh. Koncepti i teleportimit të objekteve nga një vend në tjetrin në një kohë të shkurtër sa një mbyllje syri nuk është i ri në histori.[2] Megjithatë, studimet shkencore kanë treguar se rrjedha e kohës ngadalësohet kur arrihen shpejtësi shumë të larta ose kur afrohen objekte të rënda. Edhe koncepti se rrjedha e kohës mund të ngadalësohet në situata ose hapësira të ndryshme, nuk është i ri.[3],[4] Në eksperimentet e kryera në ditët e sotme, mund të vërehet se shpejtësitë e rrjedhës kohore të një nëndetëseje në thellësi të oqeanit dhe të një avioni në shtresat e sipërme të qiellit janë të ndryshme për shkak të afërsisë me qendrën e tokës. Gjithashtu, një ngadalësim i ngjashëm kohor është vërejtur edhe në anijet kozmike që udhëtojnë me shpejtësi të lartë. Natyrisht, duke qenë se distancat dhe shpejtësitë e kaluara në këto eksperimente nuk ishin shumë të mëdha, mund të vëreheshin ngadalësime që mund të dalloheshin nga orët atomike. Pika e rëndësishme është se këto sasi të ngadalësimit të pajtohen me parashikimet e fizikës teorike. Pra, teorikisht, koha ngadalësohet në mënyrë të konsiderueshme për objektet që u afrohen masave shumë të mëdha (të tilla si vrimat e zeza) ose që përshpejtohen afër shpejtësisë së dritës. Në këtë pikë, vlen të theksohet se pandehet që një rezultat i tillë si rritja e masës duhet të ndodhë me afrimin e shpejtësisë së dritës.

Shpejtësia e dritës është tashmë kufiri i sipërm i shpejtësisë sonë të radios, televizionit, komunikimit me tela dhe pa tela. Komunikimi me shpejtësi të lartë për më tepër është një pritshmëri që nevojitet veçanërisht në fushën e kompjuterit dhe komunikacionit. Në sistemet tona aktuale të komunikimit me valë, pengesat dhe distanca midis dy elementeve komunikuese shkaktojnë vështirësi të mëdha për sa i përket cilësisë së sinjalit. Për shembull, mund të duhen 4 deri në 24 minuta që një sinjal nga Marsi të arrijë në Tokë. Me fjalë të tjera, edhe nëse Marsi arrihet me teknologjinë aktuale, duket se nuk do të ketë një komunikim të njëkohshëm siç duhet. Një komunikim i tillë i vonuar është sigurisht një problem i madh. Studimet në fushën kuantike zbulojnë zhvillime premtuese edhe në këto fusha.

Sipas parimit të ndërthurjes kuantike, dy grimca që janë të ndërthurura ose të lidhura me njëra-tjetrën ndërveprojnë disi sikur të ishin në të njëjtën pikë, edhe nëse janë shumë larg njëra-tjetrës. Ne mund t'i mendojmë këto dy grimca të ndërthurura si një çift i kundërt që plotësojnë njëri-tjetrin që nga momenti i krijimit ose bashkimit të tyre. Kështu, sipas një qasjeje, mendohet se kur ndërhyhet te njëra, edhe tjetra përgjigjet menjëherë: ***"Ne krijuam dy palë nga çdo gjë. Shpresohet se do të mendoni mirë për këtë.»*** (Dharijat, 49) Madje mund të mendohet se çdo gjë në univers është në ndërthurje, bazuar në teorinë e fijeve, e cila konsiderohet të jetë në gjendje të shpjegojë pikat ku teoria kuantike është e pamjaftueshme. Nëse është kështu, ne mund të jemi të informuar për gjithçka dhe për të gjithë në çdo kohë.[5] Është një parim i mbrojtur aktualisht nga fizikanët që aplikojnë mekanikën kuantike se informacioni nuk mund të transmetohet më shpejt se drita. Megjithatë, nëse shfaqen teknologji me rezultate të ndryshme të suksesshme të studimeve të vazhdueshme mbi ndërthurjen, do të zgjidhet edhe problemi i komunikimit të njëkohshëm me distancat e largëta.



**REFERENCAT:** ***1) "Po, vërtet që njeriu është një vëzhgues kundër vetvetes."*** (Kijame, 14) ***2) "Po ai që ishte i pajisur me dijen e Librit, tha: Unë do të ta sjell ty sa çel e mbyll sytë."*** (Neml, 40) ***3) "Ne ua mbyllëm veshët atyre*** (duke i lënë të flinin) ***në shpellë për shumë vjet."*** (Kehf, 11) ***4) "... Një ditë te Zoti yt është sa një mijë vjet sipas llogarisë suaj."*** (Haxh, 47) ***5) "Ne e kemi krijuar njeriun dhe, Ne e dimë ç'i pëshpërit atij shpirti i vet. Ne jemi më pranë tij se damari i qafës së vet."*** (Kaf, 16)

# Pse duhet LËMOSHË PËR ÇDO NYJE?



*Doç. dr. Fërat Erdoan*

KUR KJO COPË E VOCKËL SFUNGJERI, E CILA KA VITE QË QËNDRON E QETË, E SHTYPUR SA TË MUNDET, LËVIZ 1-2 CM, I BËN NJERËZIT TË THONË: «ÇFARË JANË ZEMRA DHE MUSHKËRITË?! KY QENKA ORGANI MË I RËNDËSISHËM I NJERIUT!» ANDAJ, LE TË MOS PYESIM SE PSE SASIA E SADAKASË ËSHTË LIDHUR ME NYJAT. POR LE TA JAPIM LËMOSHËN DHE TË KUJDESEMI PËR AMANETIN...

«Për çdo nyje të njerëzve ka nevojë për sadaka (lëmoshë) çdo ditë. Të gjykosh mes dy njerëzve me drejtësi është sadaka. Të ndihmosh një person që dëshiron të hipë në kafshën e tij ose ta vendosësh barrën e tij në kafshën e vet është sadaka. Fjala e mirë është sadaka...» (Buhariu , Sulh 11, Xhihad 72, 128; Muslim, Zekat 56.)

Kur e dëgjova për herë të parë këtë hadith, përdorimi i fjalës nyje mu duk shumë interesant. Mendova se, po të ishte diçka jetike, i Nderuari ynë, paqja dhe bekimet e Zotit qofshin mbi të, do të thoshte "aq sa vlera e syve tanë", dhe po të ishin shumë, "aq sa flokët tanë". Nga dolën këto nyje?

Duke qenë se fokusohemi në organe si zemra dhe truri, mungesa e të cilave vihet re në çast, nuk i vlerësojmë kyçet që na mbajnë gjatë gjithë jetës. Shërbimet e nyjave janë plotësisht mekanike. Ato nuk funksionojnë me ekuilibra shumë të ndjeshme të joneve dhe neurotransmetues të magjishëm, por cilësia e materialit dhe qëndrueshmëria e tij pavarësisht përdorimit afatgjatë janë të admirueshme.

U habita dhe e shikova: Vallë sa zgjasin menteshat, një mrekulli e projektimit që njerëzimi e ka zhvilluar gjatë mijëvjeçarëve që nga shpikja e rrotës? Profesorët tanë në fakultetin e inxhinierisë kanë bërë punë të vlefshme për të kuptuar qëndrueshmërinë e një menteshe dere ose laptopi. Lexova vetëm parimin e studimit: "Për këtë u përftuan ekuacionet e lëvizjes me parimin e Hamiltonit dhe shumëzuesit e padefinuar të

Lagranzhit dhe u dha një zgjidhje me metodën Runge Kutta", vazhdonte ai. Mendova se nëse punimi që do të bëhej do të përshkruhej në 2-3 faqe me fraza si kjo fjali, atëherë do të shkruhej një enciklopedi vëllimore për secilën nga tri nyjat modeste në gishtin e vogël të dorës sime të majtë.

Natyrisht, Profeti ynë (a.s.), ka bërë një krahasim shumë të saktë, siç bënte gjithmonë. Për çdo shembull të këtij bekimi unik, ishte e nevojshme të jepej lëmoshë dhe falënderim çdo ditë.

## ÇFARË ËSHTË AJO QË NE E QUAJMË NYJE?

Është vendi ku takohen dy kocka. Për shembull, ka shumë kocka në kafkë. Ata vijnë krah për krah dhe bashkohen së bashku, ky është grupi i nyjave të palëvizshme. Në periudhën e të porsalindurit, bashkimet e tyre ndodhin në një rend të caktuar. Nëse rendi prishet, koka juaj mund të mos jetë e rrumbullakët, por trekëndore ose katrore. Nëse nuk ka problem, ne kalojmë një jetë të pavetëdijshëm për ekzistencën e këtij artikulacioni. Por ka edhe nyje të lëvizshme. Ndonjëherë ju paguani çmimin e gabimit tuaj momental në çdo hap që hidhni.

Strukturat kryesore që përbëjnë nyjën janë:

- Sipërfaqet kërcore të kockave përballë kyçit
- Një ind i veçantë që mbulon pjesën e brendshme të kyçit (indi sinovial)
- Lëngu intra-artikular
- Kapsulë që përcakton kufijtë e jashtëm
- Lidhjet përforcuese

Të gjitha strukturat janë shumë të rëndësishme, por problemet e lëngut sinovial dhe indeve mbështetëse që nuk janë në çdo nyje, na dalin më shumë përballë në jetën e përditshme. Sidomos kur shkoni në klinikën ortopedike me dhimbje të shpinës dhe këmbës mbi një moshë të caktuar, një nga përgjigjet më të zakonshme është "lëngu në gju është pakësuar". Në fakt, pakësimi nuk është gjithmonë një shprehje e saktë. Me përkeqësimin e strukturës së «acidit hialuronik», i cili është substanca kryesore e lëngut intra-artikular, lëngu mund të bëhet i hollë dhe jofunksional.




## CILI ËSHTË FUNKSIONI I NYJES?

Është për të parandaluar konsumimin e sipërfaqeve të kyçeve dhe kockave duke lubrifikuar sipërfaqet e kyçeve dhe për të siguruar ushqim për indin e kërcit. Nyja e gjurit përmban rreth 4 ml (më pak se një lugë çaji) lëng. Kur ka përkujdesje, jep një shërbim të plotë përgjatë gjithë jetës. Mund të pyesni gjyshërit dhe gjyshet tuaja se çfarë shkakton pakësimi më i vogël i kësaj sasie lëngu. Gjithashtu, pyesni edhe farmacistin tuaj: Vallë, sa kushton ai pak lëng kur bëhet ilaç?

## CILA ËSHTË ZGJIDHJA PËR PAKËSIMIN E KËTIJ LËNGU?

Është ta injektosh këtë substancë në gju. Ndonjëherë funksionon kjo praktikë, por për një kohë të shkurtër... Fjalë për fjalë, është si të mbartësh ujë në kurriz për të vënë mullirin në funksion. Përveç kësaj, dhënia e kortizonit, i cili është një ilaç funksional për çdo sëmundje (por që shkakton probleme po në atë shkallë), gjithashtu ofron lehtësim të pjesshëm. Për shkak të vështirësisë së injektimit, janë prodhuar edhe tableta dhe menjëherë pas kësaj kanë dalë në treg edhe ato bimoret. Ajo që është më e natyrshme, sigurisht që duhet të jetë arsyeja e preferencës, por nëse është vërtet natyrale... Këto lloj produktesh zakonisht hidhen në treg me shprehjen "jo ilaç, por suplement ushqimor i licencuar nga Ministria e Bujqësisë». Ju e përdorni atë, nëse funksionon,

mirë, nëse nuk funksionon, shohim punën tonë. Kështu thjeshtë kemi ngrënë gjethen e filan bime dhe rrënjën e filan bime tjetër. Kaq.

Megjithatë, duke qenë se nuk është e mundur të kontrollohen këto produkte pa leje, veçanërisht ato të sjella nga jashtë apo të prodhuara "nën shkallë" në vend, nuk dihet se çfarë ka në pilulën që ju merrni. Ministria shpesh herë bastis vende në të cilat prodhohen ilaçe kontrabandë. Nga këto «mallra» del çdo gjë që kërkoni bashkë me kortizonin. Falë përbërësve që përmbajnë në fillim japin rezultate shumë të mira. Por gjilpërat e përsëritura mund ta shkatërrojnë plotësisht nyjën. Medikamentet orale për një kohë të gjatë prishin të gjithë ekuilibrin e trupit, rrisin sheqerin në gjak dhe presionin e gjakut.

Nëse sasia zvogëlohet apo lëngu «hollohet», fillon shkatërrimi në sipërfaqen e kyçit. Sipërfaqja e lëmuar si mermeri bëhet si një copë druri e pa gdhendur. Një kyçi që nuk përdoret prej dhimbjes për shkak të fërkimit, që nuk përdoret ngaqë dhemb dhe që bëhet i paoperueshëm ngaqë nuk përdoret, në fund diagnoza i vendoset si kalcifikim.

### ÇFARË DUHET TË BËJMË?

Nëse është e mundur, të mos e dërrmojmë këtë menteshë perfekte, të shmangim veprimet negative si mbingarkesa ose mospërdorimi, sëmundjet sistemike të pakontrolluara si sheqeri dhe pirja e pakët e ujit.

Struktura e dytë e mrekullueshme për nyjat janë substancat me veti suspacioni që thithin presionin në kyç. Njëri është menisku në gju dhe tjetri është disku në shtyllën kurrizore. Logjika e të dyjave është e njëjtë. Nëse presioni transmetohet nga lart në kockë-kockë, sipërfaqja e kockave konsumohet dhe ndodh «kalcifikimi». Këto substanca zbuten, ulin presionin dhe zgjasin jetën e kyçit.

Le të shohim së pari meniskun në gju. Ka dy pjesë në nyjën e gjurit, njëra në formën e O-së dhe tjetra në formën e C-së. Ajo griset kryesisht nga veprimi i goditjes së topit në futboll (goditja e topit duke u kthyer nga ai ndërkohë që qëndron me këmbën tjetër pa lëvizur në tokë). Por kjo mund të ndodhë me shumë njerëz edhe në jetën e përditshme. Në rrezik janë edhe ata që mbajnë ngarkesa të rënda, ata që duhet të qëndrojnë vazhdimisht në këmbë dhe amvisat që merren me punët e shtëpisë. Kur griset ndihet një dhimbje e fortë, një ndjenjë ngecjeje ose shkarkimi në nyje.

Mes rruazave ka edhe "disqe" që bëjnë të njëjtën punë. Nëse dalin nga vendi për shkak të situatave si sforcimi, ngritja e papërshtatshme e peshës, aksidenti, pra nëse "herniojnë", bëhen shkak për ankesa të rënda. Më së shumti ndodhin në bel dhe qafë. Telashi kryesor i shkaktuar nga largimi prej vendit, ngushtësia e vendit që shkakton atje ku shkon, presioni që ushtron ndaj nervave në të njëjtin vend, - ata që vuajnë prej kësaj e dinë mirë- mund të shkaktojnë dhimbje të padurueshme dhe humbje të forcës.

Nëse dëmtohen të dyja mrekullitë e krijimit, së pari aplikohet pushimi, qetësimi i dhimbjeve dhe terapia fizike. Por zakonisht procesi nuk kthehet prapa dhe nga operacioni ju privoheni nga ky ofrues i rëndësishëm rehatie. Kur kjo copë e vogël sfungjeri, e cila ka vite që qëndron e qetë, e shtypur sa të mundet, lëviz 1-2 cm, i bën njerëzit të thonë: «Çfarë janë zemra dhe mushkëritë?! Ky qenka organi më i rëndësishëm i njeriut!» Andaj, le të mos pyesim se pse sasia e sadakasë është lidhur me nyjat. Por le ta japim lëmoshën dhe të kujdesemi për amanetin...



# Arritja e pozitës së ubudijetit (përkushtimit) nga adhurimi

*M. Sami Ramazanollu*



Duhet ditur se besimi rritet vetëm me qetësinë shpirtërore. Në të njëjtën mënyrë, besimi i njerëzve rritet duke dëgjuar historitë e profetëve dhe pejgamberëve të nderuar dhe të umeteve të tyre. Për këtë arsye është thënë se tregimet e të devotshmëve janë ushtarë të Allahut (xh.xh.). Por kjo është për ata, zemrat e të cilëve Allahu ua ka forcuar. Nuk është për njerëzit si Ebu Xhehli, mosbesimi i të cilëve shtohet pas mosbesimit. Sepse Allahu e ka fshehur hirin dhe zemërimin e Tij në çdo gjë. Atij që ia hap derën e hirit të Tij, ia mbyll derën e zemërimit të Tij. Atij që ia hap derën e zemërimit të Tij, ia mbyll derën e hirit të Tij. Atij që ia hap derën e hirit të Tij, e vërteta i vjen nga këto dyer:

"Të ka ardhur e vërteta në këtë çështje.", është thënë. Domethënë, ti nuk je në gjendje ta sjellësh vetë, por Allahu (xh.xh.), ta ka sjellë atë. Dyert e mirësisë dhe ndëshkimit janë të mbyllura. Çelësat e tyre janë nga fuqia e dorës së Madhërisë së Tij «el-Fettah» - xhel-le xhelaluhu. Askush tjetër përveç Tij nuk mund të hapë asnjë derë. Nëse do, Ai e hap derën e hirit në çdo çështje. Ai lëshon mbi robërit ndihmën e Tij sublime duke qenë i pastër (larg) nga koha, vendi dhe natyra. Këto janë këshilla të larta për ata që besojnë.

"Njohuria për gjërat që fshihet në qiej dhe në tokë i takon Allahut Teala. Dhe të gjitha punët kthehen vetëm tek Allahu (xh.sh.). Prandaj, vazhdo ta adhurosh Allahun e Lartësuar. Sepse vetëm Ai është i denjë për adhurim. Mbështetu tek Allahu Teala, sepse Zoti juaj nuk është i painformuar për veprat tuaja."

Vetëm Allahu Teala e di gajbin (të padukshmen). Ai është i vetmi që jep lajmet më të sakta për pejgamberët dhe të dërguarit dhe për umetet e tyre. Të gjitha punët kthehen te Ai. Kjo do të thotë, ato ndodhin nën vullnetin dhe kontrollin e Tij. Prandaj, besoji plotësisht Atij dhe përmbaju urdhrave të Tij. Tevekuli është t'i besosh plotësisht Allahut në të gjitha çështjet. Vendi i tevekulit është zemra. Domethënë, tevekuli është një vepër e zemrës. Marrja e masave nga ana e jashtme nuk është kundër tevekulit të zemrës. Caktimi është i Allahut (xh.xh.). Nëse diçka bëhet e vështirë, ajo përsëri është nën caktimin e Tij.

Në hadith thuhet: Nuk ka asnjë bimë të kultivuar në tokë, nuk ka asnjë frutë në pemë, mbi të cilat të mos shkruhet: «Bismi'l-lahi'rr-Rrahmani'rr-Rrahim. Ky është rrësku i filanit. Allahu i ka krijuar rrësqet një mijë vjet para trupave dhe i ka shpërndarë në mes të qiejve dhe tokës. Erërat i kanë marrë dhe me ta kanë mbushur hapësirën ndërmjet lindjes dhe perëndimit. Rrësku i shumë prej krijesave ka rënë në një mijë vende, i disave prej tyre në njëqind vende, i disave prej tyre para derës së tyre. Ai (njeriu) do të shkojë në mëngjes dhe në mbrëmje dhe do t'i mbledhë ato. Siç e kërkon ti rrëskun tënd, edhe ai të kërkon ty.

Adhurimi më i mirë është ta bësh tevekulin plotësisht siç i ka hije pozitës së tevekulit, ta pranosh atë që të vjen nga Zoti plotësisht siç i ka hije kësaj pozite dhe t'i përkushtohesh plotësisht Atij siç i ka hije kësaj pozite. Të gjitha ibadetet duhet të bëhen në këtë mënyrë. Sidoqoftë, në realitet, adhurimi nënkupton braktisjen e zakoneve, kundërshtimin ndaj vetvetes, vazhdimin e përpjekjeve dhe shkëputjen nga gjërat e tjera përveç Allahut. Kështu, robi duhet të arrijë nga pozita e adhurimit te pozita e ubudijetit (përkushtimit). Kjo mund të arrihet vetëm me përsosmërinë e tevhidit. Përsosmëria e tevhidit arrihet me adhurim dhe dhikrullah (përmendjen e Allahut) në çdo kohë dhe në çdo vend.



# Virtyte që e lartësojnë njeriun

*Dr. Betyl Nefise Inal*

Allahu i Lartë e ka krijuar njeriun si krijesën më të përsosur dhe e ka vendosur si kalif në tokë. Në këtë botë të mbushur me sfida nga më të ndryshmet njeriu endet mes horizonteve të veprave të mira dhe humbjeve në rrugë të gabuar. Disa nga virtytet mund ta çojnë njeriun deri në gradën e engjëjve, dy nga këto virtyte janë nderi dhe turpi.

"Nderi është kontrollimi i dëshirës për të ngrënë dhe pirë dhe atyre epshore, si dhe shtypja e dëshirave të gabuara për të jetuar një jetë sipas rregullave të fesë sonë. Ruajtja e nderit më shumë bëhet e mundur nga ndjenja e turpit."

Pejgamberi ynë i nderuar ka thënë:

*"Turpi vjen nga besimi dhe ai që ka turp do të jetë në Xhenet. Mospasja e turpit vjen nga ngurtësia e zemrës; njeriu me zemër të ngurtë e ka vendin në Xhehenem."* (Buhari, Iman, 16.)

*"Turpi dhe besimi janë bashkë, kur ikën njëri ikën dhe tjetri."* (Shuab, VI, 140.)

Në Kuran flitet për shembullin e turpit të Jusufit alejhi selam dhe të nënës sonë Merjem.

Sikur të bëhet pyetja se cila është ajo veçori që e dallon njeriun nga gjallesat e tjera; sigurisht që përgjigja do të ishte: turpi dhe nderi. Mes të gjitha gjallesave vetëm njeriu i gëzon këto virtyte. E kemi dëgjuar shpesh në jetën e përditshme sesi njerëzit që nuk kanë turp apo nder krahasohen me kafshët...

Në kohën kur Ademi alejhi selam dhe nëna jonë Hava jetonin në Xhenet, Shejtani iu afrua dhe përdori dëshirat e tyre për përjetësinë, duke i mashtruar dhe i bëri të hanin mollën e ndaluar. Nga ky gabim i bërë atyre u dolën në dukje vendet e turpshme dhe nga turpi ndaj njëri-tjetrit dhe Allahut (xh.sh.), u munduan të mbuloheshin me gjethe. (Shiko: El- Araf- 20-22.) Allahu (xh.sh.), i tha Ademit (a.s.):

"Pse nuk e pranove ti fatin tënd të cilin e kam caktuar Unë? "

Ademi iu përgjigj:

"O Zoti im, si mund të vija tek Ti duke qenë se unë jam fajtor."

Pas këtyre fjalëve Allahu (xh.sh.), i tha: "Pikërisht për shkak të këtij turpi që ke Unë ta fal gabimin." Pas kësaj, Ademi i kërkoi falje me përgjërim. (shiko: El- Araf, 23.)

Iblisi u tregua i paedukatë kur nuk zbatoi urdhrin e Allahut për t'i bërë sexhde Ademit dhe u mallkua për të gjithë jetën. (Shiko: El-Araf, 16-17; El- Hixhr 34, 35, 39.)

Edukata e lartëson njeriun, kurse arroganca dhe krenaria e zbret atë në nivelin më të ulët.

I Dërguari i Allahut ka thënë: *"Kur nuk ke turp bën çdo gjë."* (Buhari, Enbija, 54.)

Resulullahu ishte më i turpshëm se një vajzë e re e mbuluar e gjitha me shami dhe ai arriti që të edukonte më së miri sahabët, në një kohë kur injoranca e njerëzve ishte shumë e madhe. Ata njerëz të mëdhenj kishin turp edhe të ngrinin kokën për ta shikuar në fytyrë të Dërguarin e Allahut.

## KOHA JONË

Sigurisht që ne jetojmë në kohën e teknologjisë... Falë teknologjisë njerëzit janë afruar shumë me njëri- tjetrin. Të rinjtë tashmë harxhojnë orë të tëra në rrjetet sociale, flasin në kamera me njeri- tjetrin, vendosin në internet fotografitë e tyre pa u merakosur se kush i shikon. Edhe fëmijët e familjeve të kujdesshme mund të futen në faqe të ndryshme dhe të shikojnë filma të papërshtatshëm.

Vajzat gjimnaziste të ditëve të sotme ecin si djemtë, pinë duhan dhe flasin fjalë të papërshtatshme pa u skuqur aspak. Flirtet mes vajzave dhe djemve rriten gjithmonë e më shumë. Kufijtë mes burrave dhe grave shkelen plotësisht. Edhe fëmijët që shkojnë në fillore flasin shumë kollaj për tema të rriturish. Propaganda me përmbajtje të papërshtatshme dhe hormonet që merren me anë të produkteve që konsumojmë e ka ulur shumë moshën e pubertetit dhe numri i fëmijëve që shkojnë në klinika për t'u konsultuar për këto probleme është duke u rritur.

## ÇFARË U NDODHI TË RINJVE TANË?

Gjyshe të cilat kishin turp të dëgjonin zërin e një djali pas dere dhe tani mbesa që nuk e kanë problem të nxjerrin në internet video nga më të ndryshmet; gjysha qe ecnin me kokë ulur në rrugë dhe nipa që i hedhin shikime agresive dhe provokuese çdo vajze që kalon në rrugë. Profesori amerikan Rowland Miller, i cili po bën studime që prej 30 vitesh në lidhje me ndjenjën e turpit, ka arritur në konkluzionin që shkaku që i çon të rinjtë të humbasin ndjenjën e turpit është teknologjia.

Të rinjtë, të cilët në rrjetet sociale mund të shprehin të gjitha mendimet e tyre krejt lehtësisht me kalimin e kohëve po bëhen gjithmonë e më shumë të pandjeshëm. Ata veprojnë me mendimin që askush nuk i shikon dhe nuk i dëgjon; duke harruar engjëjt që ndodhen në dy supet tona. Në këtë mënyrë, morali dhe edukata po humbasin dalëngadalë.

Për fat të keq, në ditët e sotme nuk ka këshilla nga njerëzit e tjerë... Më përpara ne kishim fqinjë që na paralajmëronin kur shikonin fëmijët tanë duke bërë një veprim të gabuar. Tashmë fqinjëve nuk u bie në mend për paralajmërime dhe as fëmijët nuk shqetësohen nga këshillat e askujt... Në ditët e sotme, prindërit modernë kanë nxjerrë një moto të re: "Zgjidhjen e vet le ta bëjë vetë ai."

Të rinjtë, që janë e ardhmja jonë, kanë ardhur në një gjendje që mund ta përngjasojmë me bomba të rrezikshme. Ata janë në kërkim të gjetjes së mënyrave për t'u dukur sa më shumë... Edukata është bërë diçka për të cilën njerëzit kanë turp. Me logjikën që gjarpri që nuk më prek mua le të rrojë një mijë vjet, njerëzit nuk i thonë askujt asgjë. Në fakt, zemra do që t'u thotë diçka këtyre të rinjve që ecin me mendimin se në botë nuk ekziston askush tjetër përveç tyre, por ata tashmë dinë çdo gjë (!)... Kemi harruar se ndërgjegjja e myslimanit kërkon që ne të jemi sa më modestë. Ne kemi për detyrë të paralajmërojmë dhe të këshillojmë njerëzit që na rrethojnë. Ne duhet të jemi një bashkësi që i ngjan dy duarve që lajnë njëra- tjetrën.



### TRURI I NJERIUT

Të vjetrit tanë ka thënë: "Kur të plas damari i turpit, humbet çdo gjë." Çfarë po i ndodh trurit të njeriut në këtë kohë moderne? Në vitet e fundit janë bërë shumë studime në lidhje me trurin e njeriut dhe me ndjenjat njerëzore. Një nga këto studime është bërë në lidhje me ndikimin e televizionit tek ndjenjat e fëmijëve dhe veprimet e tyre. Fëmija i regjistron në tru të gjitha gjërat që shikon në televizion deri në detajet më të vogla dhe i bën edhe vetë. Kur e di që ka rrezik ndëshkimi ai nuk vepron haptazi, por duket që po e shikon programin në mënyrë shumë të kujdesshme. Zakonisht nënat të cilat kanë punë më të rëndësishme (!) si pirja e kafes dhe bërja e muhabetit me komshinjtë e lagjes i harrojnë fëmijët e tyre para televizionit. Nënat nuk mendojnë fare për helmet që rrjedhin nga ekrani për tek ato zemra të pastra. Ato nuk e dinë që truri i njeriut e regjistron çdo gjë që shikon, pa kaluar asnjë nga ato. Njeriu ndoshta për disa momente e harron këtë gjë, por vjen dita kur ai veprim del në dritë të diellit. Mund të themi që çdo sinjal ose krijon diçka në tru, ose shkatërron diçka.

Në një studim të bërë në Japoni: në një pjesë të një filmi vizatimor u vendos një tufë rrezesh e veçantë që ndikonte në tru dhe u shikua në qoftë se do të kishte shfaqje epilepsie apo jo. 700 fëmijët që e shikuan këtë film vizatimor shkuan në spital për shkak të goditjeve epileptike.

### LOBI FRONTAL DHE NAMAZI

Në trurin tonë ndodhet një pjesë e cila është përgjegjëse për ndjenjat tona (zemërimin, urrejtjen, dashurinë, mëshirën, turpin...). Kjo pjesë quhet lobi frontal dhe përkon me ballin e njeriut. Në një studim të bërë tek njerëzit që falin namaz rregullisht është vërejtur se sexhdja i bën një banjë gjaku lobit frontal, duke i dërguar më shumë gjak vihet re se njerëzit që falin namaz kanë më shumë mëshirë, dashuri dhe turp. Tek njerëzit agresivë dhe depresivë shikohet një ulje e aktivitetit të kësaj zone të trurit. Allahu ka thënë: ***"Bëj sexhde dhe afrohu**."* (Ahlak, 19)... Sexhdja është miraxhi (ngritja) i besimtarit, është vendi në të cilin jemi më afër Allahut; është vendi më i lartësuar!

Pamjet që shfaqen rëndom në ekranet e televizioneve tona i largojnë të rinjtë nga ndjenja e turpit. Flirti mes njerëzve me gjini të ndryshme tashmë është bërë diçka më se normale. Veshjet moderne quhen si shfaqje e një intelekti të lartë. Vajzat tona gjimnaziste me veshjet e tyre të kujtojnë modelet dhe aktoret e telenovelave të cilave kërkojnë t'u ngjajnë...

### TË JESH BASHKË ME BESNIKËT

Në trurin tonë ndodhet një neuron i quajtur: neuroni i pasqyrës, i cili bën që njeriu t'u ngjasojë njerëzve me të cilët shoqërohet, prandaj Allahu na ka porositur: ***"qëndroni me besnikët."*** (Teube, 119)

Një mënyrë e mirë për të qëndruar me besnikët është që të ndjekim shembullin e njeriut më të përsosur... Më i miri i të mirëve ka thënë:

*"Nuk ka asnjë dyshim se kur Allahu dëshiron që ta çojë drejt humbjes një njeri i merr atij turpin. Në momentin kur i merr turpin, ai njeri shkatërrohet. Atij nuk i beson më askush dhe ai nuk mbetet asgjë veçse një hajdut. Duke qenë hajdut atij i zhduket mëshira. Kur i largohet mëshira, ai mallkohet. Kur mallkohet, ai largohet nga feja islame."* (Ibn Maxhe, Fiten, 26.)

Turpi dhe modestia janë nga virtytet më të larta të njeriut. Tek gratë ato marrin vlerë edhe më të lartë, bëhen si një kurorë që i zbukuron. Një shoqëri e zbukuruar nga këto cilësi të bukura lartësohet drejt qiejve dhe bëhet një shoqëri mëshire.



# JETA E LIDHUR ME FUÇINË E VAJIT TË ULLIRIT

Një burrë që shëtiste pa asnjë qëllim dhe që nuk bënte asnjë punë, një ditë prej ditësh u mërzit nga kjo gjendje. Për këtë arsye, vendosi që ta vazhdonte pjesën tjetër të jetës në rrugën e drejtë. Nisur nga ky vendim, shkoi te mbreti i vendit. Ai i kërkoi mbretit ndihmë, në mënyrë që të bënte një jetë të ndershme dhe të drejtë. Mbreti urdhëroi që burrit t'i jepej një fuçi me vaj ulliri e mbushur deri në pikën e fundit. Mbreti i tha burrit që fuçinë ta çonte nga njëri skaj në skajin tjetër të qytetit, përndryshe u shpreh se menjëherë do t'ia këpuste kokën. Pranë tij dërgoi edhe dy ushtarë që ta kontrollonin. Burri e mori fuçinë sipas urdhrit të mbretit dhe e çoi nga njëri skaj në tjetrin pa derdhur qoftë edhe një pikë vaj. Pastaj përsëri doli përpara mbretit. Mbreti e pyeti:

"Çfarë pe në qytet ndërsa po mbartje vajin e ullirit?"

Edhe pse atë ditë kishte pazar në qytet dhe gjendej një kallaballëk i madh, burri iu përgjigj në këtë mënyrë:

"I nderuar! Unë u frikësova se do më ikte koka nëse do ta derdhja vajin e ullirit. Për këtë arsye, nuk pashë rreth e rrotull qoftë edhe për një çast." Mbreti pas këtij mësimi që i kishte dhënë, i dha edhe këshillën krejt lehtë:

"Nëse bëhesh kështu i kujdesshëm në çdo punë që kryen, i përkushtohesh punës dhe nëse nuk e nxjerr nga mendja asnjëherë se Allahu të kontrollon në çdo moment, kurrë nuk do të ndahesh nga rruga e drejtë...

## NJË **THËNIE**

*"A të kujtohet? Kur linde, ti qave. Ndërsa bota qeshi. Andaj bëj një jetë të atillë që vdekja të jetë gëzim për ty dhe zi për të tjerët..."*

*(Mehmet Akif Ersoj)*

## NJË **LUTJE**

*"...O Zoti ynë, falna neve dhe vëllezërit tanë, të cilët kanë besuar para nesh dhe mos lejo që në zemrat tona të ketë asnjë të keqe ndaj besimtarëve! O Zoti ynë, Ti je vërtet i Butë dhe Mëshirëplotë!"*

*(Hashr, 10)*

## FAKTE **INTERESANTE**

*• Spreji për largimin e mushkonjave, nuk i largon mushkonjat, por na fsheh ne. Spreji i bllokon sinjalet e mushkonjës dhe e pengon atë që ta kuptojë se ne gjendemi aty.*

*• Njeriu mund të jetojë për një kohë të gjatë pa një veshkë, pa një mushkëri të bardhë, pa stomak dhe pa shpretkë, por pa mëlçinë nuk mund të jetojë qoftë edhe një minutë.*

*• Veza më e madhe është veza e strucit. Ajo është 15-20 cm e gjatë dhe mesatarisht 1.7 kg e rëndë. Zierja e saj në ujë të valuar zgjat 40 minuta.*





# Detyrimet ndaj prindërve

*Ferit Piku*

Zoti ynë thotë në Kuranin fisnik: "**dhe Zoti ka vendosur që të mos adhuroni askënd tjetër veç Tij dhe të silleni mirë me prindërit tuaj. Në qoftë se njërin prej tyre apo që të dy i zë pleqëria, mos u thuaj atyre as Of. Ule krahun tënd ndaj tyre me mirësi dhe mëshirë dhe thuaj: "O Zot mëshiroji ata ashtu siç më mëshiruan mua kur isha i vogël**". (Isra: 23).

Secili prej nesh rri para pasqyrës dhe i pëlqen vetja e tij, por të paktë janë ata që falenderojnë Zotin, i Cili krijoi njeriun në formën më të bukur. Pak janë ata që kujtojnë dy krijesa të tjera, që u bënë shkak që ai të vijë në këtë botë me këtë pamje kaq të bukur. Ato krijesa janë nëna dhe babai yt. Askush tjetër përveç tyre nuk do ta meritojë këtë emër. Ata janë njerëzit, që kanë sakrifikuar për ty më shumë se kushdo tjetër.

Njëri prej tyre është **nëna** jote. Ajo vuajti kur të nxori në dritë. A mos vallë mbaruan vuajtjet e saj me lindje tënde?! JO vallahi. Kur fëmija qan, qan edhe nëna bashkë me të e kur fëmija gëzohet edhe nëna gëzohet bashkë me të. Sa e sa net kanë kaluar e ajo nuk ka vënë gjumë në sy, vetëm e vetëm që fëmija i saj të flejë i qetë. Kjo është nëna. Kjo është krijesa për të cilën profeti (a.s) tha: "**Shërbeji nënës, sepse xheneti është nën këmbët e saj**".[1] Xheneti në tokë është nën këmbët e kësaj krijese kaq të mrekullueshme, të cilën e respektoi Zoti dhe profeti i Tij, por fatkeqësisht nuk e respektojnë shumë njerëz.

Prindi tjetër është ai ushtari i panjohur, është **babai** yt. Del në mëngjes dhe kthehet në mbrëmje. Për hatër të fëmijës së tij ai bëhet koprac e frikacak dhe mundohet të kursejë diçka nga xhepi i tij, sepse tashmë ai ka një emër tjetër, tashmë ka emrin "baba". Ai pakëson diçka nga qejfet dhe shoqëria e tij, bën çdo lloj pune vetëm për fëmijën e tij. Pak njerëz e dinë se ç'vuan babai.

Këta janë ata dy krijesa, për të cilët kemi përgjegjësi para Allahut (xh.sh) në këtë jetë dhe në jetën tjetër. Është folur aq shumë për respektin ndaj prindërve, saqë na është bërë diçka normale të dëgjojmë sesi duhet t'i respektojmë prindërit tanë. Por këtu dua të flas për gjëra të thjeshta, për shansin që kemi për ta fituar xhenetin që këtu në tokë, por vetëm pak prej nesh i shfrytëzojnë këto raste. Kjo është një mirësi që ne të gjithë e kemi në shtëpitë tona, por që nuk ia dimë vlerën e vërtetë të saj. Ajo mirësi është **RESPEKTI NDAJ PRINDËRVE.** Secili e njeh veten e tij dhe kur mendojmë për këtë gjë, dalim në përfundim se jemi neglizhentë ndaj këtyre krijesave.

1. **Hadith i pranuar**. Nesaiu (2/54). Shejh Albani e vlerëson hadithin të pranuar.

Sa e sa herë e themi një fjalë, pa pasur aspak kujdes se si e themi e kujt ia themi e nuk e dimë se ajo fjalë është si gur, është si hekur në zemrën e prindit dhe vetëm ata e dinë se sa e rëndë ishte ajo që fjalë që themi.

Sa e sa herë nuk e kontrollojmë shikimin tonë. I shikojmë prindërit tanë ashpër, vëngër, sikur ata të kishin ndonjë borxh ndaj nesh dhe jo ne ndaj tyre. Sa e sa herë biem në grackën e mosinteresimit ndaj tyre. Dikush mund jetë pasanik, me pushtet e me makinë, ndërsa prindërit e tij janë pa shkollë, prandaj nuk u jep as muhabet atyre.

Sa e sa herë e prishim me sjelljen tonë ndaj tyre, ua thyejmë zemrën këtyre njerëzve, duke harruar se aty ku thyhet zemra e tyre, aty vjen zemërimi i Allahut (xh,sh), ndërsa aty ku mbushet me gëzim zemra e prindit, aty vjen begatia e Allahut (xh.xh).

Për fat të keq prindërit sot kanë dalë jashtë liste. Në listën tonë kemi fëmijët tanë, shoqërinë tonë, problemet tona, por vetëm pak kujdesemi për prindërit tanë. Është pikërisht ky shkaku që nuk ka bereqet në shtëpitë tona, në tregtinë tonë, në pasurinë tonë, nuk ka harmoni në familjet tona. Vallahi respekti ndaj prindërve ndikon edhe tek puna jonë, kur i ftojmë të tjerët tek Zoti.

Nuk është gjë e vogël t'i prishësh zemrën prindit. Shikoni dy prindër të rinj, që kanë një fëmijë. Para një viti kishin halle të tjera, ndërsa tani kanë shqetësime të tjera. Në qendër të vëmendjes së tyre është pikërisht fëmija i tyre, arsimi i tij, rrobat e tij, shëndeti i tij. A mendojnë këta prindër se një ditë prej ditësh ky fëmijë, për të cilin po sakrifikojnë gjithë jetën e tyre, mund të bëhet torturë e jetës së tyre, se lotët e gëzimit do të kthehen në lot hidhërimi. A mund të ndodhë që këta prindër, të cilët iu lutën Zotit natë e ditë që t'u japë një fëmijë, do të thonë një ditë: "O Zot më mirë të mos ma kishe dhënë këtë fëmijë". Njeriu nuk e mendon diçka të tillë, por ja që arrin puna deri në këtë pikë. Shumë muslimanë sot janë prindër, por dijeni se të gjithë jemi fëmijët e dikujt, prandaj le të kemi kujdes me prindërit tanë e të mos sillemi me ta ashtu siç nuk duam që fëmijët tanë të sillen me ne.

Përditë shohim e dëgjojmë raste të frikshme, por na është bërë zemra gur, na janë bllokuar veshët, na janë zënë sytë dhe asgjë nuk na bën përshtypje. Raste të tilla ndodhin përreth nesh, por mund të ndodhin edhe brenda shtëpive të atyre që besojnë në Allahun (xh.sh).

Tregohet për një çift të ri, i cili kishte një fëmijë. Fëmijën e mbante nëna e burrit. Njëherë burri deshi t'i bënte një dhuratë gruas së tij, prandaj bashkë me famijne etij shkon në një dyqan dhe i blen një unazë shumë të shtrenjtë. Nëna ishte në krahun

Sa e sa herë e prishim me sjelljen tonë ndaj tyre, ua thyejmë zemrën këtyre njerëzve, duke harruar se aty ku thyhet zemra e tyre, aty vjen zemërimi i Allahut (xh,sh), ndërsa aty ku mbushet me gëzim zemra e prindit, aty vjen begatia e Allahut (xh.xh).



tjetër me fëmijën e tyre. Nënës i pëlqeu një unazë e thjeshtë. Kishte kohë që nuk kishte vënë unazë në gishtin e saj, prandaj e mori atë unazë dhe e vuri në gisht. Kur burri nxjerr paratë për të paguar, shitësi i thotë që duhet të paguajë edhe një shumë tjetër për unazën që kishte marrë nëna e burrit. Atëherë ky burrë kthehet dhe i thotë nënës, se plakat nuk mbajnë flori. Nëna hidhërohet, e heq unazën dhe del nga dyqani duke qarë, por gruaja i tha burrit të saj: "Nuk bëre mirë që i fole kështu. Kush do e mbajë fëmijën tonë tani e mbrapa"? Katastrofë si burri, si gruaja. Kur ky njeri shkon t'i kërkojë falje nënës së tij, ajo i thotë vetëm një fjalë: "Nuk dua asgjë prej teje. Ta bëftë fëmija, ta bëftë fëmija". Kjo ishte duaja (lutja) e kësaj nëne dhe nuk e nxori për kollaj, por e tha atë fjalë momentin kur iu thye zemra. Vallahi kjo është lutje e rëndë dhe mjerë për ata njerëz, mbi kokat e të cilëve bie kjo lloj duaje. E lusim Zotin të na mëshirojë e të na falë.

Ka histori edhe më të habitshme se kaq. Ka nga ata fëmijë që kanë pasuri e shtëpi të madhe, por ama prindin e tij kërkon ta çojë në azil, pasi në vilën e tij të madhe nuk paska një vend për prindin e tij. Këta prindër përfundojnë nëpër azile, duke qarë hallet e njëri – tjetrit. Kalojnë netët me histori njëra më e dhimbshme se tjetra. Vallë a mendonin këta prindër, se do përfundonin në këtë vend, larg fëmijëve të tyre e të vdesin pa e marrë vesh kush?!

Tregohet për një prind të tillë, i cili gjithë jetën e dha për fëmijën e tij, por përfundoi në azilin e pleqve. I lutej Zotit natë e ditë që të takonte fëmijën e tij. Një ditë tha: "O Zot ma merr jetën pasi të takohem me fëmijën tim, pasi ta puth edhe një herë". Por ai nuk arriti ta takonte fëmijën e tij dhe vdiq i vetmuar. Habia më e madhe ishte, se kur drejtori i azilit merr në telefon këtë fëmijë, që të vinte të varroste prindin e tij, ai pati guximin t'i thotë: "A akoma paska qenë gjallë babai im?! Ju të azilit i dini ku janë varrezat, prandaj bëni procedurat dhe vazhdoni vetë deri në fund".

Lusim Allahun (xh.sh) që të mos bëhen shkak këta njerëz zemërgur, që Zoti t'i shkatërrojë të gjithë njerëzit. Dënimi më i vogël që të jep Zoti, është që fëmija yt sillet me ty, ashtu siç sillesh ti me prindin tënd. Profeti (a.s) thotë: "**Në këtë dynja Allahu dënon dy mëkate: keqtrajtimin e prindit Zoti dhe shthurjen morale**".[2]

T'i bësh qejfin prindit nuk është pak, se i kë bërë qejfin atij që ka bërë gjithçka për ty. Mbushja zemrën me gëzim dhe dije, se në atë moment i ke hapur dyert e qiellit. Profeti (a.s) tregon për një njeri, i cili kishte jetuar në kohën e profetit (a.s), por nuk arriti ta shikonte atë (a.s), pasi nuk mund ta linte vetëm nënën e tij. Ai quhet Uejs el Karni. Profeti (a.s) i tha Omerit (r.a): "**Do të vijë një njeri nga Jemeni. Quhet Uejs el Karni** (ia tregoi edhe trupin sesi e kishte)**. Nëse ai njeri lutet për ty, Zoti ia pranon duanë. Prandaj po e gjete atë njeri, thuaji të bëjë dua (lutje) për ty**".[3] Uejsi e donte shumë nënën e tij dhe për cilindo që të lutej, Zoti ia hapte derën e qiellit, sepse ai kishte hapur derën e gëzimit të nënës së tij.

KA SHUMË PRINDËR, POR KA PAK EDUKATORË. PRINDËRIT PLOTËSOJNË QEJFET ME FËMIJËT E TYRE. I PUTHIN, I PËRKËDHELIN, POR PAK PREJ TYRE MENDOJNË T'I EDUKOJNË. PASTAJ KUR PRINDI MENDON SE FËMIJA PËRVEÇ TË TJERASH KA NEVOJË EDHE PËR EDUKIM, SHIKON SE ËSHTË SHUMË VONË, SEPSE HEKURI RRIHET SA ËSHTË I NXEHTË. PRANDAJ LE TË KEMI PARASYSH PËRGJEGJËSINË QË KEMI TEK ZOTI PËR FËMIJËT TANË.

Musai (a.s) e pyeti njëherë Zotin: "Kush është njeriu më i mirë o Zot"? Zoti i tregoi një njeri, të cilin unë dhe ti nuk e imagjinojmë dot. I tregoi për një kasap, në një zonë të humbur. Musai (a.s) u habit shumë, kur e dëgjoi këtë gjë. Duke e parë me kujdes, Musai (a.s) konstatoi, se kasapi herë pas here merrte pak mish dhe shkonte dhe ushqente nënën e tij që nuk lëvizte dot, ashtu siç ushqen zogu të voglin e tij. Kishte mëse 20 vjet që ai e bënte këtë punë dhe kishte merituar duanë e kësaj nëne. Kjo nënë nuk peshonte më shumë se 40 kg, por duaja e saj kishte shumë peshë tek Allahu (xh.sh).

Zoti i faltë gabimet tona, mangësitë tona, neglizhencën tonë. Zoti i faltë të gjitha ato fjalë të ashpra, ato vështrime të vëngërta, apo keqtrajtimet që mund tu kemi bërë prindërve tanë. Zoti mos na bëftë nga ata njerëz, kundër të cilëve luten prindërit. Zoti i bëftë bashkëshortet tona, që t'i respektojnë prindërit e burrit, të mos bëhen shkak që të ndahet fëmija nga prindi, por le të bëhen shkak që të afrohen edhe më shumë prindërit më fëmijën e tyre. Kështu ato do të fitojnë respektin e Allahut, respektin e profetit (a.s) dhe respektin e burrave të tyre.

2. **Hadith i vërtetë**. Hakimi (4/177). Hakimi e vlerëson hadithin të vërtetë dhe me të pajtohet edhe Dhehebiu.

3. **Hadith i vërtetë**. Muslimi (2542).

Zoti mos na bëftë nga ata njerëz, që sillen me prindërit e tyre ashtu siç bëjnë me bananen, e hanë e pastaj e hedhin lëkurën, se Allahu mund të bëjë që një ditë të shkelësh mbi atë lëkurë bananeje, që ti vetë e hodhe dhe mund të thyesh kokën tënde. Zoti na bëftë fëmijë të mirë që i respektojnë prindërit e tyre.

Çdo prind dëshiron të respektohet nga fëmija i tij. Asnjë prind në botë nuk dëshiron, që fëmija i tij të sillet keq me të. Por përveç atyre njerëzve që kanë qenë njerëz të ligj, që nuk dinë ta respektojnë prindin e tyre, ka disa shkaqe që i ka vetë prindi. Prandaj sa je në këtë jetë, mundohu të mos bëhesh shkak, që fëmija yt të të keqtrajtojë para se të vdesësh.

Një prej këtyre shkaqeve është, se ky prind ka qenë fëmijë i lig për vete. Ky prind ka qenë fëmijë i tillë, i mbrapshtë ndaj prindërve të tij dhe Allahu (xh.xh) të jep të njëjtin shpërblim. E ka treguar jeta, e tregojnë edhe historitë, se Zoti e dënon fëmijën e lig, duke i dhënë atij njeriu një fëmijë të lig. Historitë nuk kanë fund, prandaj të mundohemi që të mos jemi fëmijë të ligj e fëmijët tanë të mos bëjnë me ne, ashtu siç bëjmë ne me prindërit tanë. Ky është shkaku i parë.

Shkaku i dytë është se ka shumë prindër, por ka pak edukatorë. Prindërit plotësojnë qejfet me fëmijët e tyre. I puthin, i përkëdhelin, por pak prej tyre mendojnë t'i edukojnë. Pastaj kur prindi mendon se fëmija përveç të tjerash ka nevojë edhe për edukim, shikon se është shumë vonë, sepse hekuri rrihet sa është i nxehtë. Prandaj le të kemi parasysh përgjegjësinë që kemi tek Zoti për fëmijët tanë.

Lidhi këta njerëz me Zotin, lidhi fëmijët me xhaminë, lidhi me shoqëri të mirë se ke për t'ia parë mirësinë si në këtë jetë ashtu edhe në jetën tjetër. Mos e lër fëmijën tënd pas dore! Mos e lër larg Zotit, mos e lër larg xhamive. Afroje fëmijën me Kuranin, se përndryshe do përgjigjesh përpara Allahut për mangësitë e tua kundrejt këtij fëmije dhe do vuash pasojat e saj në këtë jetë dhe në jetën tjetër. Mësoja fëmijës Islamin, se kështu i ke bërë nderin më të madh atij dhe ke fituar edhe vetë prej kësaj. Kjo është nga mëshira dhe mirësia e Allahut (xh,sh) mbi ty. Fëmija i mbarë bën dua (lutje) për prindin e tij të vdekur. Prindi thotë: "O Zot, ç'bëhet me mua? Pse po më ngrihen gradat në xhenet?" Allahu (xh,sh) ia kthen: "Është fëmija yt, që po lutet për ty".

E lusim Allahun (xh.xh) të dimë të jemi fëmijë të mirë dhe prindër të mirë! E lusim Allahun (xh.xh) të na dhurojë fëmijë të mirë e të na bëjë fëmijë të mirë ndaj prindërve tanë! E lusim Allahun (xh.xh) t'i falë prindërit tanë, të gjallë apo të vdekur qofshin! E lusim Allahun (xh.xh) që secili prej nesh që e ka prindin e tij të gjallë, ta dijë se ka akoma të hapur një derë për në xhenet dhe e lusim Allahun (xh.xh) që të gjithë ata që nuk i kanë të gjallë prindërit e tyre, ta dinë se ka vend për duanë e tyre tek Allahu (xh.xh).

Amin!..





# Gjimnastika për përmirësimin E MEMORIES

Mjaftojnë vetëm dhjetë minuta aktivitet fizik në ditë për të përmirësuar kujtesën dhe për të stimuluar trurin, pavarësisht nga aktiviteti që zgjidhni të kryeni. Këtë e ka treguar një studim i realizuar nga Universiteti i Kalifornisë në Irvine dhe Universitetin japonez të Tsukuba.

Studiuesit analizuan 20 të rinj, të cilëve iu kërkua të praktikojnë dhjetë minuta stërvitje të moderuar. Pas kryerjes së sportit, vullnetarët iu nënshtruan një prove për të matur kapacitetin e tyre të kujtesës, që tregoi një përmirësim të dukshëm.

Më pas, studiuesit i kërkuan një grupi tjetër prej 16 personash për të praktikuar dhjetë minutat e aktivitetit fizik të kryer nga grupi i parë. Me anë të një pajisjeje ata vëzhguan trurin para dhe pas ushtrimit dhe gjetën përmirësim të "cortecia", e cila është përgjegjëse për rikthimin dhe dallimin e kujtimet, të rëndësishme për formimin e kujtesës.

Ushtrimi i aktivitetit fizik çdo ditë ul stresin, zvogëlon ankthin, lufton humorin e keq dhe depresionin.

# Perimet e gjelbra DHE KANCERI



Nuk diskutohet që perimet e gjelbra, ku bëjnë pjesë brokoli, kale, lakra, janë të mira për shëndetin. Ato janë të pasura me fibra, vitamina C, E, dhe minerale dhe ushqyesve, dhe kanë pak kalori. Por nëse konsumi i tyre mund të parandalojë apo jo zhvillimin e kancerit, kjo është lëndë e shumë studimeve.

"Ndërsa studimet e kafshëve laboratorike kanë treguar përfitime të rëndësishme në mbrojtjen e ADN-së dhe një sërë përfitimesh antiinflamatore, rezultatet e hulumtimit mbi njerëzit janë të ndryshme," tha Vandana R. Sheth, një zëdhënëse për akademinë e të ushqyerit.

Në eksperimentet e kafshëve, këto komponime janë gjetur të pengojnë kancerin e fshikëzës, gjirit, zorrës së trashë, mëlçisë, mushkërive dhe stomakut, shkruan New York Times.

Mbrojtja e qelizave nga dëmtimi mund të ndihmojë gjithashtu në parandalimin e mpiksjes së gjakut dhe migracionit të tumoreve, proceset që ndihmojnë përhapjen e kancerit. Por studimet mbi njerëzit ishin të paqëndrueshme. Shumë prej tyre nuk gjetën asnjë lidhje midis karcinomave dhe marrjes së kësaj perime. Të tjerë kanë gjetur se njerëzit që hanë këto perime kanë një rrezik më të ulët të kancerit të prostatës dhe gratë do të kenë një rrezik më të ulët të kancerit të gjirit.

Një studim holandez tregon se gratë që konsumojnë shumë perime të tilla kanë një rrezik më të ulët të kancerit të zorrës së trashë, por jo edhe ndaj kancerit rektal. Analiza gjithashtu tregoi se gratë që hanë më shumë se pesë vakte këtë ushqim në javë do të kenë më pak shanse për të zhvilluar kancerin e mushkërive. Kjo mospërputhje mund të shpjegojë

kodin gjenetik të një individi. Shkencëtarët kanë zbuluar kohët e fundit se gjysma e popullsisë nuk është bartës i një gjeni që përcakton sa kohë trupi mban dhe përdor ato substanca që gjenden në perime.



Lakrat përmbajnë substanca të tjera mbrojtëse, duke përfshirë karotenoide, pigmente bimore që mund të kontrollojnë rritjen qelizore jonormale, vitamina C, e cila vepron si antioksidues, mbron qelizat dhe mbështet punën e sistemit imunitar dhe acidin folik që mund të ndihmojë në mbajtjen e ADN-së së shëndetshme dhe 'përjashtimit' gjen për përhapjen e kancerit.

Qendra botërore për kërkimet e kancerit thotë se ka prova të kufizuara për të treguar se perimet e tilla ulin rrezikun e kancereve, si dhe prova të forta se fibra redukton rrezikun e zhvillimit të kancerit të zorrës së trashë.

Sheth paralajmëroi se kërkimi për ushqyesit më të mirë duhet nisur nëpërmes dietës dhe jo shtojcave, pasi konsumi i tepërt i disa vitaminave dhe karotenoideve mund të jenë të dëmshëm.

Ndërsa mungesa e acidit folik lidhet me rritjen e rrezikut të kancerit të zorrës së trashë, studimet e fundit kanë treguar se zhvillimi i kancerit mund të rezultojë në acid të tepërt folik, i cili gjendet në disa shtesa dhe ushqime.

# JA PËRSE DUHET TË KONSUMONI limon ÇDO DITË





"Po jetojmë në një botë ku limonada përbëhet prej shijeve artificiale që derivojnë nga limonët natyral", pati pohuar me të drejtë Alfred E. Newman.

Përveç sasive të mëdha të vitaminës C, limonët përmbajnë riboflavin, tiaminë, hekurin, magnezin, acid pantotenik, fibër, vitaminë B6, kalium, bakër, kalcium dhe folatë.

Limonët madje mbronin minatorët kundër skorbutit gjatë kohërave të vështira në Kaliforni përgjatë 1849.

Sidoqoftë, ditëve të sotme limoni duhet të jetë patjetër pjesë e dietës tuaj, duke ditur vetitë e tij shëruese dhe parandaluese ndaj sëmundjeve të zakonshme, siç janë ato të zemrës, zorrës së trashë apo edhe gjendjes shëndetësore më të aktualizuar në botë – obezitetin.

Para së gjithash, është e rëndësishme t'i kuptojmë vetitë e limonit dhe të mirat që sjellë ai në organizmin tonë. T'i ndjekim ato më poshtë.

– Limonët përmirësojnë sistemin e tretjes
– Ndihmojnë për një lëkurë të shëndetshme
– Ndihmojnë në humbjen e peshës
– Mund të zvogëlojnë sulmet
– Parandalojnë krijimin e gurëve në veshka
– Mbron zemrën nga sëmundjet
– Ndihmon të rritet imuniteti në organizëm.




Gravirimin e fronteve
me makinë CNC
Aksesora për mobiljeri
Folje për vakumpress
Shirit PVC
Shirit ABS
Iverepllaka
MDF




Kuzhina


Paradhoma


Komoda


Tavolina


Dhomat e thjetjes


MDF panelet dekoruese
Bleresi I kënaqur
ne edhe më të kënaqur!









HAXHI SHEH SHAMIA
MEDRESEJA
SHKODER
1991

1. Staf arsimor cilësor
2. Kushte arsimore sipas standarteve të larta
3. Aktivitete sociale, kulturore dhe sportive
4. Klasa dhe laboratorë të kompletuar
5. Ambiente familjare në konvikt dhe cilësi në ushqim





# CIKLI FILLOR
*(djem dhe vajza)*

NGA KLASA E 1-RË
DERI NË KLASËN E 5-TË

**Adresa:** Dega vajza, Lagjja: Perash, Rr. Mehmet Pashë Bushatlliu, Nr. 62 | Dega Djem, Lagjja: Lukuçesme

"Kush kërkon tjetër fe
përveç Islamit,
nuk do t'i pranohet
dhe ai në botën tjetër
do të jetë i humbur."

*(Al Imran, 85)*

ISSN 2227-3611